BEGZAT RRAHMANI

# A N I J A  K O Z M I K E

**Roman për fëmijë**

Kërçovë, 2003

Dikur në fshatin e Yllit me emrin Hapësira jetonin disa mijëra banorë, të pasur dhe shumë të lumtur. Në mesin e tyre ishin edhe dy bashkëshortët me tetë fëmijët e tyre, që s' ishin të pasur si të tjerët, por edhe këta ishin të lumtur, pasi shpresonin në ardhmërinë e fëmijëve të tyre. Ishin mjaftë të sjellshëm dhe e respektonin kafshatën e bukës, që ua sillnin prindërit e tyre. Ata ëndërronin që një ditë do t'i zhduknin të gjitha vuajtjet dhe kurrë nuk do t' u mungonte gjë në shtëpinë dhe magjen e bukës.

Pasi u rritën, një ditë të gjithë u nisën për në kurbet dhe morën drejtime të ndryshme, duke menduar se më shpejt dhe më lehtë do të gjendeshin për punësim. Ditën që u ndanë, rrodhën një lumë lot, duke premtuar shumë njëri-tjetrit dhe prindërve të dashur. Kështu filluan rrugëtimet e para, por me premtimet në kokën e secilit.

Pas largimit të tyre, shtëpisë i ra një hije e rëndë, sepse nuk e kishte më gjallërinë e mëparshme.

Ata tashmë ishin larguar dhe rrugëtonin në tetë drejtime të ndryshme. Kaluan fusha, male qytete, krahina, edhe disa shtete bile, por më kot. Asnjëri prej tyre nuk gjeti punë ose vend të përshtatshëm për jetesë. Edhe pse kaluan aq shumë vende, dukej se nuk kishin parë gjë, pasi syve u dilnin vazhdimisht prindërit dhe vëllezërit dhe sidomos motra e vetme shumë e dashur. Ata mendonin se një ditë, kur të kthehen, do ta mbushnin shtëpinë plot e përplot, pasi në xhepat e tyre do të kishin aq para sa nuk do të harxhoheshin kurrë.

U ndalën në vendin e parë pas Hapsirës dhe kërkuan punë, por kudo hasnin në dyer të mbyllura. Të lodhur e të rraskapitur, vazhdonin rrugën e kurbetit me shpresë për jetë më të lumtur. Lodhja dhe mundimet filluan t' ua largojë pak nga pak nga truri prindërit dhe vendlindjen, shtëpinë dhe oborrin e dashur plot lule me aromë dhe ngjyra të bukura.

Udhëtime vazhdonte me plot lodhje, vuajtje dhe rraskapitje prej asaj pune që bënin sa për kafshatën e gojës. Bile, ndodhte shpesh që fitimi ditor nuk u mjaftonte të shuanin as urinë e asaj dite.

Vetmia dhe skamja ua ngjallte dashurinë për të nxënë krejt atë që u shikonin sytë, prandaj filluan të mos lodheshin më për kafshatën e gojës e as për të kaluarën e tyre. Nga dita në ditë, me dituritë e fituara ata bëni çudira, u binin në sy të gjithë banorëve të atij vendi dhe fama e tyre rritej e rritej. Në fillim krejt ishte në rregull dhe mbretëronte një lumturi nga sukseset e shënuara në lëmin e shkencës dhe teknikës. Këtë sukses dikush e shfrytëzonte për qëllime okupuese, prandaj një ditë filloi ajo lufta shfarosëse për tërë njerëzimin e atyre vendeve. Me aftësitë e tyre ata ngelën të gjallë,

por të vetmuar. Dita-ditës mplakeshin dhe rrudheshin nga vuajtja dhe nga vetmia. Filluan të ecin nëpër truallin e atyre vendeve që kishin mbetur të shkreta, por në shumë vende kishin ngelur mbishkrime me emrat e tyre si shenjë respekti për arritjet shkencore. Më në fund, pa dijen e tyre, ato vende i emëruar me emrat e fëmijëve të ardhur nga fshati i YLLIT – HAPSIRA. Ata ecën me ditë, me javë, me maj..., por gjë të gjallë nuk gjetën. Asnjërit prej tyre nuk iu plotësua dëshira dhe amaneti që ia kishin lënë njëri-tjetrit...

Ilustrimi 1 që është në libër

* * *

Pas largimit të tyre, prindërve u lindën edhe dy vajza binjake, kështu që ato ua zbutën pak vetminë pas largimit të fëmijëve të parë. I pagëzuan me emra shumë të bukur, njërën Toka dhe tjetrën Hëna. Të dyja rriteshin me plot gjallëri. Kur binin të flinin, nëna u këndonte shpesh këngë të bukura por kurrë s’ përmendte asnjë fjalë për vëllezërit dhe motrën e tyre që ishin larguar në kurbetin e largët.

Të dy motrat rriteshin duke e ndarë bashkë të mirën dhe të keqen. Dikur, në një shoqëri, kuptuan për vëllezërit dhe motrën e vet. Derisa ishin me shokë e shoqe, ato nuk treguan ndonjë shqetësim ose interesim të veçantë. Rrugës për në shtëpi, të dy motrat filluan të diskutonin lajmin që kishin dëgjuar pak më parë. U brengosën përse deri atëherë nuk u kishin treguar gjë as baba e as e nëna, përse nuk ishin paraqitur ndonjëherë ose përse s’ kishin shkruar ndonjë letër. Të mërzitura, arritën në shtëpi, përshëndetën prindërit dhe shkuan në dhomën e tyre.

Të nesërmen me shumë mjeshtri e pyetën nënën për fjalët që kishin dëgjuar, por ajo heshti duke u shtirë se s’ i kishte dëgjuar. Kur e pyetën për

së dyti, e ëma e shqetësuar u tha se kurrë s’ kanë pasur fëmijë të tjerë. Kështu iu përgjigj edhe babai, kur e pyetën atë.

Të dy prindërit u mërzitën për të vërtetën e hidhur të së kaluarës së tyre. Atë ditë dhe ditët vijuese ata derdhën shumë lot, por ç’ të bënin?! Vite me radhë u përvëlohej zemra nga malli për fëmijët e tyre të dashur. Të lodhur e të rraskapitur, filluan ta ndiejnë të huaj njëri – tjetrin, kështu që ndodhte shpesh që vajzat i takonin duke u grindur. Më vonë pendoheshin, por kjo nuk zgjaste shumë dhe grindjet vazhdonin. Ndërkohë, vogëlushet rriteshin si të gjitha moshataret e tyre, duke e ndjerë edhe ato skamjen familjare dhe duke reaguar herë pas here. Kjo assesi s’ i pëlqente babait të tyre, i cili në fillim ishte indiferent, por më vonë filloi të shqetësohet dhe të dy vajzat deri atëherë shumë të dashura filluan t’ i dukeshin si të huaja. Shumë herë, kur ishte në gjendje të rëndë shpirtërore thoshte:

- Ç’ më duhen vajzat dhe gruaja?! Ç’ më duhet jeta?! Dhe shumë e shumë pyetje të tjera. Prandaj shpesh mendonte se mbase do të ishte më mirë të ndahej nga e shoqja ose të vdiste. Këto pyetje dhe mendime dita ditës ia shuanin dashurinë si ndaj gruas, ashtu edhe ndaj dy vogëlusheve. E shoqja e luste shpesh t’ i linin mënjanë grindjet sa nga shkaku se tash më kishin shkelur në moshë të shkuar, aq për hatrin e dy vogëlusheve të tyre. Mirëpo, pas çdo bisede, vuajtjet e tyre shndërroheshin në urrejtje, kështu që bindnin njëri - tjetrin se po të ndaheshin mbase do të ishin më të lumtur.

Një ditë vendosën të shkurorëzohen në mënyrë të qetë dhe pa praninë e vajzave. Ndanë gjithë ç’ kishin për t’ u ndarë në atë shtëpi plot skamje dhe vuajtje. Më në fund duhej t’ i ndanin edhe vogëlushet, por aty u hasi sëpata në gozhdë dhe assesi të pajtoheshin me mendimin e njëri – tjetrit.

Dy vogëlushet atë ditë e kaluan si ditët tjera, duke luajtur me moshataret e veta dhe duke mos ditur gjë për atë që ndodhte me prindërit e tyre. Bile, u pikëlluan shumë kur një shoqe ua përsërit fjalët për vëllezërit dhe motrën e humbur. Me të shpejtë shkuan në shtëpi dhe takuan nënën e tyre fytyrë nxirë e të pikëlluar. Pasi s’ u tregoi se ç’ kishte dhe pse ishte e mërzitur, e pyetën edhe njëherë për fatin e vëllezërve dhe të motrës së tyre dhe, kur përsëri s’ morën përgjigje, heshtën dhe dolën në oborrin e gjerë që të vazhdonin lojën e papërfunduar.

Ditët kalonin. Prindërit e Hënës, Tokës dhe të tetë fëmijëve të tjerë çanin kokën si t’ i ndanin dy vogëlushet, siç thoshin, edhe pse ato tashmë ishin rritur. Më në fund, erdhën në përfundim që me këtë problem t’ i njoftonin edhe vajzat e tyre,t’ u tregonin se kishin vendosur përfundimisht të shkurorëzoheshin dhe t’ i pyetnin se cila prej tyre e do më shumë babën e cila nënën.

Të nesërmen , si u zgjuan nga gjumi, vogëlushet e hëngrën mëngjesin dhe, meqë s' ishin të angazhuara me mësime, dolën me shokë e shoqe në fushën e gjerë. Ndejën deri vonë dhe drekën, që e kishte përgatitur një shoqe e tyre për nder të ardhjes së vëllait të saj nga kurbeti i largët,e hëngrën bashkë me shoqet dhe shokët e tjerë. Si Hëna, ashtu edhe Toka, dëshironin të takoheshin me vëllain e shoqes së tyre duke shpresuar se prej tij do të kuptonin diçka për vëllezërit dhe motrën e tyre. Për ardhjen e tij ishte gëzuar i tërë fshati. Ai kishte sjell shumë lajme, por për vëllezërit dhe motrën e tyre nuk kishte dëgjuar asnjë fjalë. Prandaj, pa lejen e prindërve, dëshironin të takohen me vëllain e shoqes së tyre. Të dy vogëlushet e parafytyronin arritjen e vëllezërve dhe të motrës nga kurbeti dhe u gëzoheshin dhuratave të shumta, shumë më të bukura se ato të shoqes së tyre.

Vonë në mbrëmje u kthyen në shtëpi dhe tashmë për së afërmi i dëgjonin fjalët fyese që ia drejtonte babai nënës së tyre. U mërzitën shumë, sepse kjo ishte hera e parë që dëgjonin zënkën e tyre. Në heshtje, meqë ndiheshin fajtore se atë ditë ishin vonuar pak si tepër, u futën në dhomën e tyre. Duke i bërë pyetje njëra-tjetrës për shqetësimin e babait të tyre, i zuri gjumi.

Të nesërmen, ende pa zbardhur mirë dita, në dhomën tyre hynë shumë të lodhur e të nevrikosur të dy prindërit e tyre. Në faqet e nënës kishin mbetur gjurmët e lotëve të derdhur tërë natës. Dhomën e pllakosi një qetësi varri. Prindërit u ulën pa bë zë, por kësaj radhe jo si rëndom, njëri-pranë tjetrit. Linin përshtypjen se s' njiheshin fare. Qetësia ua gërvishte vajzave murin e zemrës, por ç' të bënin fatkëqijat, përveç se të pritnin kobin e asaj dite, që të dy pleqtë e kishin përgatitur tërë natën. Fare pa dhimbje e mëshirë, fjalën e mori babai dhe filloi t' ua sqaronte shkaqet e grindjeve me të shoqen dhe moskujdesin ndaj familjes në përgjithësi. Në fund u tha se përveç shkurorëzimit, zgjidhje tjetër s' ka.

Kur i dëgjuan këto fjalë, vogëlushet u habitën pa masë. Megjithëse në moshë të njomë, ato e kuptuan tamam si duhet situatën e krijuar. Heshtën symbyllas, që të mos shihnin atë që u dëgjonin veshët. Donin të gjenin fjalë që t' ua mbyllnin prindërve gojën e të mos bëheshin gazi i botës, por as njëra e as tjetra s' dinin ç' të thoshin! Në dhomë prapë u shtri ajo qetësia e varrit. Atë dikur e prishi Hëna, duke thënë:

- Babë, unë dua të pyes diçka.
- Urdhëro, moj bije!
- Në emrin tim, por edhe të Tokës, dua t' ju pyes se cili më do më tepër mua, e cili Tokën?!

Babai, pa e analizuar mirë pyetjen dhe pa e ditur se ku do të dilte puna, u përgjigj:

- Unë më shumë të dua ty, moj Hënë, dhe ty do të marr atje ku do të shkoj edhe vetë.

Atëherë të dy motrat shikuan njëra-tjetrën dhe u përgjigjën një zëri:

- Babë, i dashur, kurrsesi nuk pajtohemi me këtë që e thatë pak më parë. Ne duam që mos ndahemi kurrë prej njëra-tjetrës dhe as prej jush, sikurse edhe ju prej nesh.

Nëna u gëzua prej përgjigjes së vajzave të saj, kurse babai, i nevrikosur dhe i mërzitur, doli prej dhome pa e hapur gojën. Në mendje i silleshin vërdallë lloj – lloj mendimesh të kobshme, bile-bile ishte i gatshëm që t' ua merrte edhe shpirtin, por e mori veten nga frika se do të bëhej gazi i botës.

Të dy vajzat iu hodhën në përqafim nënës së tyre dhe me lot në sy ia filluan bisedës duke i bërë shumë pyetje në tema të ndryshme. Ku, në mes të tjerash, e pyetën për fatin e vëllezërve dhe të motrës së tyre. E ëma e tyre u mendua pak dhe me lot në sy e dhembje në zemër ua tregoi fije për pe ri të vërtetën e plotë. E pyetën se ku ndodheshin ata edhe pse s' kanë ardhur deri tash, por e ëma iu lut që të mos e pyetnin më se s' ishte në gjendje t' u tregonte gjë tjetër dhe me lot të përgjakur nëpër faqe doli nga dhoma duke u dëshiruar natën e mirë loçkave të saj dhe duke shpresuar se do ta gëzonte përkrahjen e tyre. Edhe vajzat i dëshiruan natë të mirë dhe i premtuan se kurrë më s' do ta linin të vetmuar dhe se s' do të lejonin të realizohej ajo që e dëshironte babai i tyre...

Të rraskapitura në mendime, si nënën ashtu edhe vajzat i mori gjumi. Ndërsa babai, i cili tashmë kishte bërë një sy gjumë, ishte zgjuar dhe mendonte si çlirohej më lehtë prej dy bijave të tij dhe të ndahej nga e shoqja. Mendoi e mendoi dhe erdhi në një përfundim shumë të kobshëm si për vajzat e gruan, ashtu edhe për veten e tij. Duke nxituar e duke sharë, bërtiste:

- ato do të më kundërshtojnë mua?! Ato s' do ta respektojnë urdhrin tim?! Do t' i ndaj, që kurrë më të mos shihen, as me njëra-tjetrën e as me plakushin që kohëve të fundit ma ka nxirë jetën. Vërtetë jam i lodhur dhe i mplakur, por mendjen ende e kam top.

* * *

Atë natë, derisa nëna dhe dy bijat i kishte marrë gjumi më i
Ëmbël, në jetë, babai i kishte bërë të gjitha përgatitjet për të gjatë e pa kthim. Me shumë kujdes hyri në dhomën e Tokës dhe Hënës dhe ashtu të përgjumura, si gjysmë të vdekura, i nxori prej shtëpisë. I vendosi në automjeti dhe pa humbur kohë, me shpejtësi marramendëse, u zhduk në terrin e pa fund. Nga shqetësimi i madh, ai humbi jo vetëm kontrollin e shpejtësisë, por doli edhe nga orbita e YLLIT të HAPSIRËS dhe nuk dinte

se ku gjendej. Përveç territ dhe atmosferës së pa fund, nuk shihte gjë prej gjëje. Priste të arrinte në një vend, që aty ta linte Hënën dhe atë mallkimin që kurrë më të mos takoheshin në jetë.
Nuk shkoi shumë kohë dhe arritën në atë vend që babai aq shumë e priste. Vendi ishte krejt shkëmbinj dhe i shkretë. E hapi derën, u mendua që ta hidhte, por në zemër ndjeu një dhembje prindërore, por jo edhe aq të madhe sa të hiqte dorë nga qëllimi i mirë kurdisur. E mori nga karrigia, e zbriti ngadalë dhe e la në gjumë në shoqërinë e territ mbi shkëmbin e shkretë. Baba ishte i kënaqur që ia arriti qëllimit që kishte në lidhje me Hënën. Duket se këtë kënaqësi e ndjente edhe shkëmbi mbi të cilin ishte e shtrirë Hëna, pasi ajo ishte banorja e parë e atij vendi.
Toka, e cila kishte rënë në gjumë të thellë, dhe babai vrastar vazhdonte rrugën nëpër terr. Dikur i doli gjumi, mirëpo ajo kurrë se kishte menduar se mund ti ndodhte një gjë e tillë, prandaj edhe i mbante sytë të mbyllur, duke menduar se ishte në dhomën e ngrohtë familjare dhe se aty afër saj flinte e qetë e motra e saj e dashur, Hëna. Ndërkohë filloi të analizonte ëndrrën, në të cilën prindërit e saj ecnin të kapur dorë për dore nëpër një rrugë shumë të bukur për anësh më plot lule.

Deri sa Toka merrej me ëndrrën dhe udhëtonte së bashku me babanë, Hëna ishte zgjuar dhe bërtiste si e çmendur nëpër terrin a atij vendi të shkretë: Tokë, nënë, babë..., por më kot. Dikur lindi dielli. Ajo me syçkat shikonte vetëm shkëmbinjtë dhe shkretëtirën e pa fund. Ndalej të pushonte dhe vazhdonte përsëri rrugën...

Toka ende s' kishte hapur sytë. Babai e mbante timonin dhe ishte zhytur thellë në mendime. Pas pak, diku larg, shumë larg, pa një aureolë. Atëherë e rriti edhe më shumë shpejtësinë. Tokën e kishte marrë gjumi i mëngjesit, ndërsa babai u ndal te një vend i shkretë. E hapi derën e automjetit, doli jashtë dhe e ndjeu freskun e mëngjesit. Edhe me Tokën veproi si kishte vepruar me Hënën. Pa e shikuar dhe pa i thënë lamtumirë, u zhduk nëpër dritën e mëngjesit të posa gdhirë.

Hëna e shkretë vazhdonte të ecte duke bërtitur. Kur pa se prej krejt asaj që bënte s' kishte dobi, iu kujtua se ajo që përjetonte kishte qenë punë e kurdisur mirë nga i ati, prandaj edhe filloi ta mallkonte me fjalë më të rënda. Mallkimet ia pranoi Zoti, kështu që dikur rrugës i vdiq babai, pa mos parë njeri të gjallë dhe pa thënë asnjë fjalë.

Kur babai mbylli sytë, Toka vërejti se ndodhej në një vend të pa njohur. Sytë nuk i shikonin, sepse ia kishte mbuluar pluhuri kur ishte ndalur. I mbylli dhe filloi të bërtiste, të kërkonte ndihmë prej Hënës, nënës, babës dhe...

Të dy motrat kërkonin ndihmën e njëra-tjetrës, por më kot. Ato jo vetëm që s’ u takuan, por s’ gjetën gjë të gjallë që t’ ia qanin të paktën hallin.

Kishte ditë që nëna e tyre s’ kishte hyrë në shtëpi. Ajo i priste te pragu i derës dy bijat dhe të shoqin. Askujt nuk ia qante hallin, sepse shpresonte se në çdo çast mund të vinin. Priti e priti, por assesi të vinin. I kërkoi edhe në fushë, por as atje si gjeti. Më në fund u kthye në shtëpi që të vazhdonte me vuajtjet, ashtu siç vuanin diku larg edhe dy bijat e dashura të saj. Asaj i vinin shumë mendime në kokë, por shpejt i treteshin, se s’ ishin të vërteta.

Ajo tashmë ishte e bindur se krejt atë kob e kishte kurdisur mirë njeriu me të cilin dikur ishte e lumtur, prandaj edhe ia mbushi shtëpinë plot fëmijë. Tash asaj i dhimbseshin të gjithë fëmijët, por më së tepërmi i dhimbsej Toka. Ajo mendonte se i shoqi do ta linte atë diku në vetmi dhe me Hënën do të vazhdonte diku larg. Të vetmin ngushëllim e gjente duke iu lutur Zotit. Vuajtjet i shtoheshin, ndërsa trupi i lodhej e i rraskapitej, kështu që një ditë, me Zotin në gojë, i mbylli përgjithmonë sytë, pa mos parë asnjë nga fëmijët e saj të dashur.

* * *

Hëna i ra kryq e tërthor vendit ku e kishte lënë i ati, mirëpo,mjerisht, nuk hasi në gjë të gjallë. U ul pastaj në mesin e disa shkëmbinjve, u shtri në një rrasë guri, u qetësua pak dhe, duke soditur qiellin e mbushur plotë yje e mori gjumi...

Derisa Hëna ëndërronte në gjumë të thellë, motra e saj, Toka, i hapi sytë, u pastrua pak nga pluhuri që kishte ngritur stuhia dhe u çua në këmbë. Deshi t’ i lante sytë, por ujë s’ gjeti askund rreth e rrotull. Bërtiti disa herë: nënë, Hënë, babë, por më kot. Para syve të saj shtrihej shkretëtirë e pa fund dhe një vend krejtësisht i panjohur. E bindur se ndihmë s’ do të kishte prej askujt, vazhdoi rrugën me shpresë se do të gjente ujë. Dikur e çoi kokën lart, pa qiellin e pa fund në të cilin shkonin vërdallë ca re, dhe një puhizë freskuese e përshkoi trupin e saj të lodhur. Jo shumë larg saj, sytë i panë një shkëmb të vetmuar, si ajo vetë në fushën e gjerë. Me hapa të shpejta u drejtua nga ai, duke menduar se afër tij do të ishte më e sigurt. Kështu edhe ndodhi, sepse pasa arriti u fut në një skaj të shkëmbit dhe ashtu në mendime e zuri gjumi që e çlodhi si dikur në Hapësirën e saj të dashur.

Ndërkohë, derisa flinte, kishte rënë shiu i parë në atë vend, të cilin e shkeli këmba e kësaj vajze simpatike nga fshati i Yllit me emrin Hapësira. Rreth e përqark shkëmbit shumë gropa ishin mbushur me ujë. Ajri ishte i pastër dhe i freskët, ashtu si edhe trupi i Tokës që kishte pushuar mirë. Ajo iu afrua një grope, lau sytë, piu pak ujë dhe u çua në këmbë. Shikoi rreth e

rrotull, e pastaj sytë iu drejtuan në qiellin e pafund, në të cilin retë përgatiteshin të derdhin përsëri shi, që Tokën e gëzonte shumë. Prej asaj dite miku mi i dashur i saj ishte uji.

Një ditë vendosi të largohej nga ai shkëmb. Mori rrugë në një drejtim fare të panjohur. Toka kënaqej me bukuritë dhe pasuritë e shumta që shikonte në atë trevë deri atëherë të pabanuar. Ajo shumë shpejt u ambientua dhe shpesh thoshte:

- Unë jam zonja e këtij vendi, ashtu siç është kjo bukuroshja lulëzojë në mesin e këtyre luleve të këtij vendi. Krejt ajo që shikonte përpara, Tokës i jepte një parandjenjë shprese... Ashtu duke u kënaqur me aromën dhe ngjyrat e bukura të luleve, asaj i shtohej vullneti për jetë.

* * *

Toka s' ndalej së ecuri. Ishte e vetmuar, por bukuri dhe ushqim kishte me bollëk. Edhe asaj dite, pasi hëngri mëngjesin , vendosi të vazhdonte rrugën në drejtimin e hijes së trupit të vet. Si bëri disa hapa, u ndal të shikonte atë fushë të gjerë plot bukuri përrallore. Diku i hasën sytë në një objekt që assesi ta caktonte me saktësi se çdo të ishte. Prandaj, pa humbur kohë, u lëshua si rrufe në drejtim të tij, që sa më parë të shihte se ç' ishte shtrirë në atë vend të vetmuar. S' kaloi shumë kohë dhe ajo pa atë që kurrë s' kishte menduar se do ta shikonte një ditë. U afrua dhe u vërtetua se ai ishte një djalosh i moshës së saj. U gëzua pa masë dhe deshi t' i drejtohej, mirëpo u mendua pak dhe ngadalë u ul afër tij. E shikonte, kurse ai flinte shumë qetë. Toka s' kishte durim që ta dëgjonte, prandaj iu afrua dhe filloi t' ia fshijë pluhurin në fytyrë. Mirëpo, si për inat, ai se prishte gjumin e ëmbël, kurse Toka, e shqetësuar edhe më tepër, shkoi te një gropë me ujë të pastër si loti, i lau duart dhe ashtu të lagura ia vëndoi mbi faqe e pastaj ia fshiu pluhurin. Kështu veproi disa herë, derisa ia pastroi mirë fytyrën në të cilën hetoi disa të gërvishtura. U largua pastaj prej tij dhe mblodhi ca bimë dhe lule, shtypi me dorë, i pastroi mirë me ujë dhe ia vëndoi mbi plagë. Nuk shkoi shumë kohë dhe plagët iu shëruan, por djaloshi assesi të zgjohej.

Toka rinte pranë tij duke e shikuar me orë të tëra. Ajo mendohej, por s' dinte ç' të bënte. Duke e parë fytyrën e tij të bukur, ajo ndjeu në trup një dridhje dhe një shqetësim, që deri atëherë në jetë kurrë s' i kishte ndodhur. E zbuloi kraharorin dhe në thimtha pa një lëng i cili, kur e preku,iu ngjit për gishtërinj. Duke e shikuar, iu kujtua t' ia vinte mbi një plagë të vogël, që s' i ishte shëruar ende. Ashtu e zhytur në mendime, u fut në gjumë dhe pa plot ëndrra të bukura, derisa të nesërmen kur dielli ishte ngritur disa hostenë lart. Sa i lau sytë, u kthye te djali, por ai ende flinte. Tokës pa dashur i shkuan sytë te plaga që një ditë më parë ia kishte njomur me lëngun e trupit të vet.

Mirëpo, shihte çudinë, plaga i ishte shëruar djaloshit. Kjo pamje Tokën e futi në mendime, mirëpo shqetësimet e ditës së kaluar i përsëriteshin herë pas here. Dikur iu kujtua që me një pikë lëngu të kraharorit të saj t'ia lagte djaloshit buzët e thara, dhe të plasaritura. Pas pak kohe pa se edhe buzët shpejt morën një pamje tjetër.

Toka përpiqej ta shëronte sa më shpejt djaloshin, mirëpo ai flinte e flinte. Pas shumë orvatjeve, asaj iu kujtua që pikat e lëngut të kraharorit të saj t' ia shtrydhte në gojë djaloshit. Pa humbur kohë, e bëri disa herë, derisa prej lodhjes e zuri gjumi pranë djaloshit.

Të nesërmen, rrezja e parë e diellit i kishte rënë djaloshit në fytyrë. Ai u zgjua dhe kur i hapi sytë, në afërsi të trupit të vet e pa Tokën, e cila prej lodhjes as që mendonte të prishte ëndrrën e mëngjesit. Djaloshi ishte ngopur me gjumë dhe me padurim priste të zgjohej vajza e panjohur.

Djaloshi, kur pa se ndodhej në atë fushë të gjerë, pa ndërtesa dhe pa asnjë nga të afërmit e vet, u zhyt në mendime dhe një kohë e harroi Tokën që e kishte pranë. Ashtu pa dashur sytë i shkuan në drejtim të Tokës, kur ajo bëri disa lëvizje para se të zgjohej. Atëherë ai mbylli sytë dhe priste të shihte se ç' do të bënte vajza që kurrë më parë se kishte parë në jetë. Ajo u zgjua dhe përnjëherë sytë i shkuan te djali i cili shtirej se flinte si ditë më parë. E shkreta Tokë u hidhërua për fatin që e përcillte, megjithatë në trup ndjeu njëfarë lehtësimi, kur pa se ai ishte përsëri pranë saj, meqë ka mundur të zgjohej natën e të largohej pa asnjë fjalë.

Atëherë shkoi te gropa e ujit, lau fytyrën dhe në të kthyer hetoi një lëvizje të trupit të djaloshit. Ajo u gëzua aq shumë sa i harroi problemet, bile edhe ëndrrat e bukura të asaj nate shumë të gjatë. Ajo u ul afër tij dhe priste t' i hapte sytë dhe t' ia fillonin bisedës. Edhe djaloshi me padurim priste të dëgjonte prej asaj se kush ishte dhe përse ndodhej aty, mirëpo si për inat vendosi të mbante sytë mbyllur dhe të heshtte. Pas lëvizjeve që pa pak më parë, Tokës iu shtua durimi, por megjithatë s' mund ta frenonte kërshërinë e të mësonte se kush ishte. Djaloshi instinktivisht dhe pa dashur i hapi sytë, ndërkohë që Tokën e mundonin pyetjet se kush ishte ky djalë, pse kishte ardhur në atë vend dhe prej nga ishte. Mendonte se ndoshta edhe fati i tij mundet të jetë si asaj, e ndoshta edhe si i së motrës, Hënë. Më në fund, duke e shikuar djalin, thoshte në vetvete se asaj aspak nuk i interesonte e kaluara e tij, sikurse edhe e vetja. Ajo dëshironte që sa më parë të shërohej dhe të vazhdonin jetën së bashku.

E vetmuar dhe pa pasur me kë të bisedonte, ajo vazhdoi kështu disa ditë. Djaloshi, si duket, s' kishte guxim të përballej me të ndoshta e mundonte diçka në shpirt. Kur largohej Toka, ai i hapte sytë dhe pa lëvizur e shikonte natyrën aq të bukur. Një pasdite, kur Toka kthehej me diçka në dorë, pa se ai

i kishte hapur sytë dhe lëvizte trupin. Ajo u ndal dhe e shikonte nga larg, ashtu fshehurazi që ai të mos e diktonte. Kur Toka iu afrua nga ana e kundërt, vërejti se djaloshi i kishte hapur sytë dhe shikonte si i trembur. Kur, nuk kaloi shumë kohë dhe shikimet aq të pritura për të dy iu ndeshin. Toka iu afrua dhe e shikonte drejt në sy. Duket se vetmia dhe durimi i kishte lodhur që të dy. Djaloshi i habitur e shikonte Tokën, vashën e bukur që se kishte shoqen ne vendin e tij. Tokës nuk i interesonte gjë tjetër, përveç se sa më parë të dëgjonte fjalët e tij, prandaj edhe e para i foli:

- Mirëdita, zotëri! Si ndihesh, duket se pak si tepër paske fjetur?!

Djaloshi as iu përgjigj, a as luajti nga vendi. Ai mendonte për bukurinë e saj dhe a e kishte parë ndonjëherë në jetë! Ashtu qëndruan edhe pak kohë. Dikur ai lëvizi me tërë trupin, duke lëshuar një ofshamë të thellë. Atëherë Toka e kuptoi se ai në trupin e mbuluar duhej të kishte edhe ca plagë që ia kishin dobësuar trupin dhe ia kishin marrë takatin. Ajo iu afrua dhe kapi për dore, ndërsa me dorën tjetër e kapi për shpine që ta çonte në këmbë, mirëpo djaloshin vërtetë s' e mbani këmbët. Meqë djaloshi ishte tepër i rëndë, ajo e ndihmoi që të uleshin, mirëpo kur e lëshoi ai ra mbi njërën këmbë të Tokës. Të dy shikoheshin, por s' merrnin guxim që të bisedonin. Në një çast Tokës i shkoi mendja se ky djalosh mund të ishte ndonjë prej vëllezërve të vet, mirëpo shpejt e flaku sepse e dinte se ata ishin shumë më të vjetër se ai dhe ajo. Duke mos mundur të duronte, Toka filloi ta pyeste:

- Zotëri pse nuk më flisni?! Ju lutem, unë dua të di se kush jeni! Ka një kohë të gjatë që kujdesem për ju, bile-bile edhe ju kam ushqyer me bimë të ndryshme dhe me...

Atëherë si e turpëruar heshti, pa mos e mbaruar fjalinë dhe, pasi e mori pak veten, vazhdoi:

- Unë i rashë kryq e tërthorë këtij vendi, por përveç teje njeri tjetër s' takova! Tash unë flas, e ti vetëm hesht. Si ju pash juve, unë harrova prindërit, vëllezërit, motrën Afërditë, madje edhe motrën time të dashur, Hënën, me të cilën jemi betuar se kurrë nuk do të ndahemi në jetë. Mirëpo, ja fati, fati ynë qenka shkruar ndryshe. Prindërit u ndanë, siç u ndamë edhe unë me Hënën.

Djaloshi u habit shumë kur i dëgjoi këto fjalë dhe deshi t' i fliste, por i gëlltiti fjalët. Ai u bind se të njëjtin fat e kishte pasur edhe ai vet. Toka, pa humbur kohë, mori guximin dhe filloi t' i tregonte fije për pe për jetën e saj në fshatin e Yllit me emrin Hapësira.

Edhe ai dëshironte të fliste, por assesi të merrte guxim. Disi e mundonte pse ai se kishte gjetur Tokën në gjendjen në të cilën e kishte gjetur ajo dhe pse s' ishte kujdesur siç ishte kujdesur ajo për të.

Toka e luajti këmbën e lodhur nga pesha e trupit të tij dhe mendonte si do të reagonte ai. Në atë çast djaloshi mendonte si t' i drejtohej dhe t' ia fillonte bisedës. Herë mendonte t' i drejtohej me motër, herë me shoqe, por asnjëra si pëlqente. Prandaj ia nisi disi pa lidhje, sa për të thyer monotoninë. Kur i dëgjoi fjalët e para të tij, Toka ngurroi dhe s' dinte ç' të thoshte e si t' ia bënte. Ajo e mbështeti kokën në supet e tij dhe filloi të qajë. Kështu veproi edhe djaloshi. Kur u ngopën së qari, qetë dhe ngadalë filluan të bisedojnë. Toka e luti t' i tregonte çdo gjë për veten e tij. Djaloshi, pasi u mendua pak, filloi t' ia tregonte të gjithë ndodhitë, madje edhe për të dashurinë e tij me një vajzë në vendin ku kishte jetuar deri para do kohe. Në fillim prindërit e tij s' kishin dashur që ai të martohej me atë vajzë, por më vonë e ëma kishte ndërruar mendimin dhe ishte pajtuar me martesën e djalit të saj me atë vajzë. Babai i tij ishte hidhëruar shumë me të ëmën që kishte dhënë pëlqimin dhe në pleqëri të thellë kishin vendosur të shkurorëzohet prej gruas. E djali ishte mërzitur aq shumë, sa që kishte filluar të urrejë çdo gjë rreth e përqark vetes, prandaj një ditë kishte vendosur të largohej nga shtëpia dhe kurrë të mos kthehej i gjallë në të. Ai i tha gjithashtu se prej asaj dite kishte ecur e shkuar në shumë vende, por një ditë rrugës e kishte kapur një furtunë e fortë, e kishte përplasur përtokë dhe prej atij çasti nuk kishte ditur se ç; kishte ndodhur me të. Në fund i tha se ishte i lumtur që furtuna e solli në këtë vend që ta shoqëronte Tokën me ato sy të bukur e shtat selvi. Deshi ti thoshte edhe shumë fjalë të tjera, por disi filloi ti merrej goja.

Toka, që deri në atë çast e shikonte në sy, sa i dëgjoi fjalët e fundit, u turpërua dhe e uli kokën. Të dy heshtën, por tash më të lumtur. Mendonin se prej atij çasti nuk do të jenë më të vetmuar në këtë vend të bukur dhe të pa fund. Toka njëherë mendoi se me dëshirën e djalit dhe me urdhrin e Zotit ajo duhej të bëhej gruaja e tij.

* * *

Të dy i harruan prindërit dhe vendlindjen. Toka e harroi Hënën e dashur, kurse djali vajzën që dikur aq shumë i kishte premtuar dhe shumë e kishte dashur. Tashmë Toka dhe djaloshi ishin së bashku dhe e ndanin si të mirën ashtu edhe të keqen. Si banore më e hershme e atij vendi , Toka shumë herë i tregonte për vendet ku kishte ecur e vetmuar. Si Toka, ashtu edhe djali ishin shumë të lumtur që jetonin në mesin e asaj bukurie që shikonin përpara.

Një ditë, të lumtur pranë vatrës së ngrohtë, biseduan gjatë kohë dhe, pasi u interesonte shumë ai vend, vendosën ta hulumtonin rrethin. Ata mendonin se u duhej një vend më i përshtatshëm për jetesë sesa ai që ishte aty, prandaj mblodhën plaçkat dhe gjithë ç' kishin dhe u nisën në një drejtim të panjohur.

Ecën një kohë të gjatë dhe pas lodhjes që e ndjenë në trup vendosën të uleshin nën hijen e një peme. Pema ishte e mbushur me plot fruta të pjekur dhe mjaftë të ëmbël dhe të lezetshëm. Si u çlodh pak, djaloshi hipi në pemë hëngri ca prej frutave pastaj i hodhi edhe Tokës, duke i thënë se janë shumë të shijshme dhe duke e lëshuar shikimin në horizontin pafund. Atje dike larg pa një lumë që gjarpëronte pa mbarim.

Ata vazhduan rrugën dhe për pak kohë arritën e u freskuan me ujin e lumit si dikur në vendin e tyre. Disa ditë radhazi e hulumtuan vendin dhe më në fund vendosën që ata të ndërtonin shtëpinë e parë në truallin e ati vendi. Aty u njohin edhe më mirë dhe më s’ dyshonin fare në njëri-tjetrin. Të dyve u lindi një dashuri e flaktë, duke ndier nevojë të madhe për njëri-tjetrin. Të kapur dorë përdore, u afruan afër një shkëmbi i cili ishte më larti në atë vend dhe u betuan përpara tij se kurrë s’ do të ndaheshin prej njëri-tjetrit dhe se ai do ishte Zoti i tyre. Pastaj filluan t’ i luteshin ashtu si dinin dhe si mendonin. Djali i vuri Tokës një kurorë lulesh në kokë, kurse Toka e shpërbleu me të disa të puthura të nxehta. Prej atij çasti dashuria dhe afërsia s’ kishin më të përshkruar, duke menduar për një jetë plot begati. Ata për çdo ditë punonin në fushën e gjerë, e cila shtrihej përpara shtëpisë së tyre.

Ndodhte shpesh që Toka dhe djaloshi, kur ktheheshin nga fusha të lodhur e të rraskapitur, të binin në gjumë pa ngrënë darkë.

Në kohë të fundit Toka shqetësohej prej ëndrrave të natës. Ajo shpesh e shihte në ëndërr Hënën e vetmuar, të sëmur dhe shumë larg saj dhe nënës. Ajo shqetësohej shumë sidomos kur ëndërronte vëllezërit dhe motrën Afërditë. Shqetësimin e saj e vërente edhe djaloshi, pasi kur zgjohej nga gjumi, shpesh herë ishte e mbuluar nga djersa. Djaloshi vërente shumë ndryshime në trupin e Tokës.

E trazuar në shpirt nga gjumi jo i qetë, Tokës një ditë i ra ndër mend që ta lëshonin atë vend. Këtë ia shpalli edhe djaloshit. Ai nuk reagoi, e shikoi Tokën dhe u mbështet në trupin e saj dhe për pak kohë e mori gjumi. Toka e shikonte duke u lodhur prej mendimeve të shumta dhe përjetimeve të kaluara në jetë. Pasi u ngop mirë me gjumë, djaloshi u çua dhe i tha Tokës që ajo të pushonte e ai do të kujdesej për ushqimin dhe punët e tjera të asaj dite.

Toka, ndonëse kërkonte shpesh që të braktisnin atë vend, e ndihmonte djaloshin të ndërtonin edhe një shtëpizë të vogël aty afër së parës, duke menduar se, edhe sikur të largoheshin, ndoshta një ditë mund t’ u bie përsëri rruga andejpari dhe aty preheshin.

Ditët, javët dhe muajt kalonin shumë shpejt. Toka, e cila tashmë e dinte se për kohë ai vend do të pasurohej me banorë të rinj, s’ i tregonte djaloshit për dhimbjet dhe lodhjen që ndiente në trup, mirëpo ai e vërente këtë dhe punët i kryente më shumë vetë.

Një natë, kur djaloshin e kishte marrë gjumi i thellë dhe shumë i ëmbël, Toka ndjeu në trup një dhimbje të fortë dhe u largua pak nga i shoqi duke e duruar atë kënaqësi të veçantë.

Me rrezet e para të diellit erdhën edhe dy të qara fëmijësh. Toka ndihej shumë e lumtur me fëmijët në kraharor dhe kënaqej kur ua dëgjonte zërin e ëmbël. Me padurim priste të zgjohej i shoqi dhe të kënaqej me gjallërinë që mori vendi aty në afërsi të lumit të fatit.

Dielli ishte ngritur afër dy hostenë, kur njëri nga fëmijët ia plasi vajit, me siguri se ishte i uritur dhe donte ta shihte edhe babanë i cili si për inat assesi të zgjohej. Vajit të fëmijës së parë menjëherë iu bashkua ai fëmijës tjetër apo të dytë, kështu që babai i tyre u çua drejt e në këmbë dhe krejt i habitur kur dëgjoi zërin e tyre të ëmbël. Shikoi rreth e rrotull, por s' vërejti gjë. Atëherë shkoi në afërsi të shtëpizës së re, ku Toka ishte shtrirë dhe bënte një gjumë të hollë pas lodhjes dhe dhimbjeve të asaj nate. U ul te këmbët e saj dhe i vërente me plotë kënaqësi dy pëllumbat e artë që Tokës dhe vetë atij ua bënë jetën shumë të lumtur. Toka, posa i hapi sytë, i shikoi binjakët dhe të shoqin, babanë e tyre se si u rrinte pranë. U çua e puthi dhe i uroi shëndet dhe një jetë të gjatë, kurse bebeve rritje të lumtur e të shëndetshme.

Fëmijët rriteshin të lumtur, kurse prindërit e tyre ishin edhe më të lumtur. Ata punonin ditë e natë në fushë e në shtëpi, që fëmijëve të tyre t' ua bënin jetën sa më të begatshme.

Djaloshi largohej shpesh nga vendbanimi dhe kënaqej me bukurit dhe pasuritë e atij vendi. Ndodhte që në shtëpi të kthehej edhe pas një dite, me krahët plotë ushqime. Ai tashmë kishte harruar të kaluarën e tij dhe mendonte vetëm e vetëm për Tokën dhe dy binjakët që rriteshin të lumtur dhe shumë të pashëm, si dy pëllumba. Shumë herë, kur ndiente lodhje, shtrihej në fushë dhe bënte një copë gjumë. Kështu veproi edhe asaj dite, sepse ishte lodhur pak si tepër prej punëve të fushës. Kur e zuri gjumi, në ëndërr iu shfaq vajza që dikur e kishte dashur fort dhe e akuzonte për tradhti, duke i thënë:

- Përse më tradhtove?! Cila është ajo tjetra?! Do t' ia marrë jetën me këto dy duar! Ti je tradhtar! Atë që më premtove mua, ia dhurove asaj tjetrës!

Kur u zgjua, pa se në afërsi të tij s' kishte gjë të gjallë dhe u bind se kishte qenë vetëm një ëndërr. Ç' është e vërteta, ai ndihej fajtor dhe pajtohej me të tëra ato që ia tha vajza në ëndërr. Duke mos dashur të helmonte jetën e vet dhe të Tokës së me fëmijët e tyre, filloi t' i lutet Zotit që kurrë më të mos shikojë aso ëndrre dhe t' ia largonte të gjithë ato vuajtje dhe mendime të kota. Donte të jetonte i qetë me Tokën dhe dy pëllumbat e vet.

I lodhur dhe i mërzitur, pa dashur çoi kokën lart dhe pa se dielli ishte afruar vijës së perëndimit. Ndejti ashtu edhe pak, e pastaj mori atë që kishte gjetur për ushqim dhe vazhdoi rrugën i qetë për në shtëpi.

Ishte kënaqësi e vërtetë, kur në oborr të shtëpisë i pa dy fëmijët së bashku me nënën e tyre. Ata, kur e panë, vrapuan në drejtim të babait , duke i thënë:

- Sot u vonove pak si tepër babë, prandaj ne dhe nëna jemi mërzitur.

Ai i lëshoi gjërat që kishte në dorë dhe krahë dhe i puthi shumë herë të dy fëmijët. I kapi për dore, kurse ata mundoheshin t' i mbanin gjërat që ua kishte sjell i ati për ushqim. Pas disa minutash hynë në dhomën e shtëpizës së bukur. Aty panë se babai i tyre kishte pasur shumë sukses në gjueti.

ILUSTRIM

Derisa babai argëtohej me fëmijët, duke i puthur e ledhatuar, Toka ua përgatiste darkën shijshme dhe plot aromë, që ato e prisnin me shumë oreks.

Pas darkës, babai vazhdonte të luaj me fëmijët, kurse e ëma e tyre i lante dhe i vinte enët në vendin e tyre të caktuar, duke menduar pse i shoqi largohej shpesh nga shtëpia dhe pse vonohej aq shumë. E shikonte herë pas here në fytyrë, në të cilin vërente një lodhje dhe shqetësim për të ardhmen që e priste. Kur i mbaroi punët, ajo ua shtroi shtratin fëmijëve që merrte gjumi dhe iu afrua të shoqit dhe me shumë mjeshtri i bëri disa pyetje. Ai e shikonte i habitur dhe nuk i përgjigjej, ndërkohë që iu kujtua ajo ëndrra shumë tmerruese për të. I mbylli sytë dhe pa dashur i doli përpara ajo vajza e dikurshme. Të shoqes i tha:

- Jam i lodhur, sot kam ecur shumë. Ajo e pyeti:
- Po pse vallë, a s' kishte në afërsi gjë për gjueti?!
- Ndoshta kishte, por unë as që tentova. Desha ta shijoj

bukurin e këtij vendi, t ' i dëgjoj cicërimat e zogjve të bukur duke kënduar nëpër drunjtë e shumtë dhe të freskohesha në ujin e lumit plot peshq.

Këto fjalë i tha si me gojë të huaj, pasi dikur ishte betuar se kurrë s' do ta gënjente të shoqen. Duke mos dashur ta mërziste, ai i mbylli sytë që në gjumin e asaj nate të harronte të tërën atë që kishte ndodhur.

* * *

Toka s’ kishte dalë gjatë kohë në natyrë, prandaj vendosën që të gjithë tok të ecnin në drejtim të lumit dhe t’ i vërtetonin fjalët që ua kishte djaloshi për bukuritë natyrore dhe pasuritë që ia kishte falur zoti atij vendi. Sa herë që lodheshin, ndaleshin, pushonin dhe freskoheshin në ujin e lumit të pastër si loti. Edhe koha ishte e mirë. Aty në afërsi ndodhej një shkëmb në të cilin, nga ana e lumit, Zoti apo vetë natyra kishte bërë një hapësirë tamam si dhomë, prandaj ata vendosën që natën ta kalonin aty në dhomën e gurit, menjëherë ia vënduan emrin GURI ME ODË.

Derisa Toka e përgatiste vendin për pushim dhe fjetje, i shoqi aty afër shkëmbit poqi në zjarr një lepur dhe disa kërpudha fushe. Pastaj Toka mbushi ujë në lumin që e kishin shumë afër dhe u ulën të darkonin në qiellin hapur plot rreze të ndritshme të Hënës.

Aty kaluan disa ditë. Fëmijët rriteshin, kurse ata përjetonin gëzime dhe suksese të njëpasnjëshme. Një ditë Toka i tha të shoqit që të shkonte në vendin e mëparshëm e të merrte disa gjëra dhe orendi të nevojshme, kurse ajo do të kujdesej për fëmijët dhe veten e saj. Djaloshi njëherë deshi ta refuzonte, por heshti dhe pas pak kohe i puthi fëmijët dhe vendosi të shkonte. Fëmijët e përcollën disa hapa larg shtëpisë se re nën shkëmbin e falur nga vet Zoti. Në fund të rrugës i puthi edhe njëherë dhe ata u kthyen te e ëma e tyre. Fëmijët të lodhur prej udhëtimit sa hëngrën ushqimin menjëherë i zuri një gjumë i thellë dhe i ëmbël. Toka, i bënte punët e shtëpisë dhe mendonte për të shoqin, ndjeu përsëri një dhimbje në trup si dikur, por tash nuk frikohej si më parë. Shumë e qetë dhe e disponuar, priste që në jetë të vinte apo të vinin edhe banorët e shumëpritur ne atë vend të bukur, te Guri me odë që ndoshta enkas për ta e kishte falur Zoti vetë.

Nuk shkoi shumë kohë babai i fëmijëve arriti në shtëpinë e vjetër, aty ku ata kishin lindur. Ndërkohë dy binjakët e rinj arritën në shtëpinë e re. Toka ishte shumë e lumtur. Atë lumturi ajo ua dëshironte edhe motrës Hënë dhe motrës Afërditë edhe pse kur në jetë se kishte parë. Asaj iu kujtua edhe e ëma, të cilën e paramendonte të lumtur me nipër dhe mbesat në prehër. Mendonte për të kaluarën dhe fshatin e lindjes, dhe për shokë e shoqe. Rrugës duke ardhur, djaloshi mendonte se, kur të arrinte në shtëpi, ndoshta do të befasohej për të mirë.

Fëmijët rriteshin, por shtoheshin edhe hallet dhe punët e Tokës dhe djaloshit. Ata me shumë vullnet e kënaqësi pastronin, rregullonin dhe zgjeronin oborrin e shtëpisë së re në afërsi të atij shkëmbi që në fillim u shërbente si vend strehimi. Të dy mendonin kurrë mos të largoheshin, dhe në jetën e tyre të mos bënin apo të mos kërkonin vend tjetër për banim. Vendosën që fëmijët e tyre, kur të rriteshin, po t’ u mos u pëlqente të jetonin në afërsi të tyre, të kërkonin vende të tjera banimi.

Rehatia dhe shtëpia plotë fëmijë Tokës dhe djaloshit ua shtonin dëshirën për jetë. Disa vite radhazi atyre u lindnin nga një palë bineq. Të parët ndërkohë u rritën dhe u shpërndanë nëpër katër anët e vendit. Ata takoheshin rrallë, dhe shumë larg nga prindërit e tyre. Bile ata aspak nuk njiheshin ne mes veti, dhe nuk dinin nga janë dhe nga vinin. Kështu filluan edhe martesat e para nga të cilët lindnin fëmijë, kështu që për një kohë të shkurtër numri banorëve në truallin e zonjës Tokë u shtua shumë. Këta mandej bashkoheshin në grupe dhe mbronin interesat e tyre.

* * *

Zonja Tokë dhe burri i saj u plakën, por vullneti për jetë dhe për vizita të shumta nëpër atë vend të bukur jo vetëm që s’ u shuhej, por përkundrazi u shtihej... ata për çdo stinë i binin kryq e tërthorë ati vendi në të cilin dikur s’ kishte shkelur këmba e njeriut, tash plotë njerëz e gjallëri, me nipa e mbesa të tyre. Zonja Tokë kënaqej kur dëgjonte se ata tashmë kishin filluar të mendonin dhe ti vizitonin vëllezërit dhe motrën e saj, Afërditë. Ajo i shikonte këta fëmijë që kurrë s’ kishin dalë të punonin në fushë, por rriteshin që të punonin nëpër zyra, duke zbuluar e duke bërë çudira si dikur në fshatin e dashur të lindjes së saj, Hapësirën.

Një natë vonë ajo pa një grup të rinjsh që me aparatet e tyre shikonin në drejtim të yjeve. Ajo u afrua afër tyre dhe me shumë kujdes e përcillte bisedën e tyre, shumë interesante. Zonja Tokë, si mplakej interesohej gjithnjë e më pak për truallin dhe pasurinë e vet, duke menduar se atë e njeh shumë mirë, dhe kishte njohuri të bollshme për përparimet që bëheshin aty, nga nipër, stërnipër dhe mbesa e stërmbesa të saj.

Një ditë gjatë drekës, zonja Tokë bisedoi gjerë e gjatë me të shoqin dhe në fund u pajtuan që të shkonin atje në atë vend prej nga do t’ i shikonin dhe dëgjonin fjalët dhe punët e nipërve të tyre. Burri i saj ndihej shumë i lodhur dhe i rraskapitur, si nga mosha po ashtu edhe hallet e jetës, por nga ana tjetër s’ deshi t’ ia prishi planet gruas së dashur që e kishte mbushur atë vend plot gjallëri. Ata u bënë gati dhe për disa çaste morën një rrugë të gjatë dhe shumë të mundimshme. Shikonin vende që kurrë në jetën e tyre si kishin parë. Kënaqeshin me arritjet që i shikonin, bile shumë herë mendonin se këto arritje për një kohë shumë të shkurtër u afroheshin arritjeve të Hapësirës së saj, prandaj dhe nuk i lodhte aq shumë ai udhëtim. Me padurim pritnin të arrinin në vendin e caktuar, prej ku do të shikonin çdo gjë si në pëllëmbë të dorës.

Djaloshit të dikurshëm, tash burrë i zonjës Tokë së parë të këtij vendi, filluan t’ i rrotulloheshin nëpër kokë ditët e rinisë dhe koha e kaluar më

gruan e vet. Ai herë pas here e humbte veten dhe sikur binte në agoni. Zonja Tokë kujdesej shumë për të, megjithëse edhe vetë ishte mjaftë e lodhur, mirëpo po sa u largua që të shoqit t' ia sillte ilaçet, ai u rrëzua për trualli dhe më s' luajti nga vendi. Për zonjën Tokë kjo ishte tragjedi e vërtetë, pasi kur në atë vend s' kishte pasur kësi rasti, por s' kishte ç' të bënte, përveç se t' ia bënte nderimet e fundit dhe të vazhdonte rrugën, por tash pa të dashuri dhe shoqin e jetës, dhe të arrinte atje prej ku do të shikonte të gjitha të arriturat dhe sukseset e njerëzimit në truallin e saj. Edhe zonja Tokë, duke i parë të gjitha ato suksese, përjetoi kriza të shumta shëndetësore. Një aty në afërsi të ati vendi ajo ra që të pushonte dhe...

* * *

Edhe Hëna, si zonjë e atij vendi, ecte me ditë të tëra nëpër truallin e vet, pasi ajo qe e para që e shkeli atë vend. Ajo mërzitej pse atje s' kishte njerëz dhe gjallëri si në Hapësirën e sa, por ' kishte ç' të bënte tjetër, përveç se ta shpallte veten pronare të ati vendi. Ajo, duke ecur, shikonte shumë pasuri, që për njerëzimin ishin shumë të vlefshme. Ajo ishte e bindur se herëdo kurdo, njeriu i Hapësirës apo dikush i ndonjë vendi tjetër do të vinte pas tyre. Ajo, edhe pse shpeshherë kujtonte motrën Tokë, nuk mërzitej si dikur, pasi tani ajo merrej pasurinë e saj. Zonja Hënë s' pajtohej assesi që t' i humbte bile edhe një grimcë e pasurisë së saj, prandaj për çdo ditë e kontrollonte e ruante si beben e syrit.

* * *

Një ditë, në një tubim njerëzish, zonja Tokë e dëgjoi emrin e së motrës, zonjës Hënë. Ajo u gëzua shumë tamam si në fëmijë, kur pas një kohe e shikon nënën e vet, prandaj vazhdoi t' i ndiqte tubimet dhe t' i përcillte bisedat e tyre. Shumë shpejt në një tubim dëgjoi se së shpejti ata do të niseshin në rrugën më të gjatë të nipërve të vet. Ata tashmë kishin caktuar edhe personat që do të udhëtonin për në truallin e zonjës Hënë. Zonja Tokë, ashtu e gëzuar, thoshte: " Unë kurrë s' kam qenë e vetmuar, por prej tani edhe motra ime e dashur Hënë s' do të jetë më e vetmuar atje ku ndodhej. Nipërit e saj do ta gjejnë dhe një ditë edhe unë, edhe pse plakë, do të marr rrugë të gjatë e do të takohem me motrën e dashur"...

Kështu ajo ditë të tëre rrinte në afërsi te ANIJES KOZMIKE që së shpejti duhej të merrte rrugën e gjatë. Duke qëndruar afër saj, ajo s' dëgjoi fjalë tjetër përveç fjalës së motrës Hënë, prandaj vendosi që të mos largohej prej aty derisa ta mësonte mirë të vërtetën dhe gjuhën e njerëzve që silleshin rreth e rrotull saj. Zonja Tokë tashmë i harroi punët e shumta që e pritnin.

Ajo u gëzua edhe më shumë, kur njëri tha se salla për mbledhjen e fundit para nisjes së Anijes Kozmike ishte gati. Ajo filloi t' i numëronte minutat dhe sekondat e fundit të nisjes dhe me një kujdes të veçantë shkoi dhe u fut në sall, ku dëgjonte me vëmendje dhe shënonte në fletoren e saj të ndodhive çdo fjalë që thuhej. Ajo u gëzua shumë, kur njëri prej tyre u çua më këmbë r tha:

- Ne të gjithë e dimë se në truallin e zonjës Hënë ka sasi shumë bile shumë të mëdha mineralesh të lloj-llojit. E dimë se atje s' ka kushte si në vendin tonë, prandaj s' duhej të presim shumë nga ky udhëtim. Juve, zotërinj, ju dëshirojmë udhëtim të lehtë, të mbarë dhe pas kryerjes së hulumtimeve të parapara të na ktheheni shëndosh e mirë, siç u presim ne ashtu edhe familjet e juaja mjaftë të çmuara dhe se ato dhe ne krenohemi me ju. Kur i dëgjoi këto fjalë zonja Tokë e gëzuar tha:

- Sa bukur! Edhe motra ime e dashur Hëna paska shumë pasuri, si unë pronarja e këtij vendi, që do të jetë shkas që nipërit dhe stërnipërit ta vizitojnë më shpesh. Tashmë u binda se ajo më qenka pronare e atij vendi, jam unë, e ndoshta edhe motra Afërditë dhe vëllezërit tonë janë pronarë të atyre vendeve ku ato ndodhe...?!

Pas mbarimit të mbledhjes, zonja Tokë u largua nga salla. Në mendje i rrotulloheshin mendime të llojllojtë. Dikur i ra ndër mend t' i dërgonte diçka dhe t' ia bënte me dije se edhe ajo ishte dikur dhe se kishte harruar motrën e saj të dashur. U mendua shumë dhe u përcaktua që atje të dërgonte një nga pasuritë e saj, e këtë më së mirë mundej ta bënte vetëm DIAMANTI. Pa humbur kohë, ajo e thirri Diamantin dhe i tregoi vendimin që e kishte marrë. Ai, sy fortë, si Diamant më, me përkulje e pranoi atë detyrë aq delikate që ia kishte besuar, vetëm se ai kërkoi disa sqarime. Zonja Tokë i tha:

- Tani ti shko e pusho i qetë. Kur ti bëjë unë planet, do të thirr dhe do ti sqaroj mirë e mirë të gjitha dhe do të udhëzoj si të veprosh.

Diamanti, pa humbur kohë, u përkul përpara zonjës Tokë dhe u largua mjaftë i kënaqur dhe gëzuar në drejtim të vendstrehimit të vet, që gjendej aty afër. Kur shkoi, zonja Tokë mendonte se si të vepronte që Diamanti të mos hetohej nga njerëzit por edhe të mos i dëmtonte ato në ANIJEN KOZMIKE. Dikur i lindi ideja që Diamanti të futej në Anije përpara se të hynin njerëzit-KOZMONAUTË. Pastaj e thirri Diamantin dhe ia sqaroi qëllimin e vet. Ai, duke pohuar se e kishte të qartë dhe se çdo ishte në rregull, i tha :

- Unë, zonjë, me padurim pres që të nisem shumë i gatshëm dhe i përgatitur në këtë rrugë të gjatë HISTORIKE, siç i thoni edhe Ju...

Diamanti iu përkul, e përshëndeti dhe u largua. Zonja Tokë iu afrua Anijes Kozmike dhe me një kujdes të veçantë e përcolli bisedën e kozmonautëve dhe personelit për përgatitjet për nisjen e saj, me ç' rast

dëgjoi fjalë të bukura edhe për motrën e saj. Kështu, nuk kaloi shumë kohë dhe ajo mori vesh se ditën e nesërme, pasi çdo gjë ishte në rregull duhej të niseshin për në truallin e zonjës Hënë.

Zonja Tokë e thirri Diamantin dhe bashkë me të nuk u ndanë më nga Anija Kozmike. Ajo i sqaronte se si duhej vepruar, pasi kjo ishte një punë mjaftë serioze dhe krejt suksesi varej nga angazhimi i Diamantit. Tash çdo gjë ishte në rregull dhe zonja Tokë e Diamanti, si edhe kozmonautët, numëronin minutat e fundit të nisjes.

Me një mjeshtri të paparë, zonja Tokë dhe Diamanti u futën në Anijen Kozmike dhe pasi hulumtuan, çdo vend dhe qosh të saj vendosën që Diamanti të ulej në afërsi të aparateve me të cilin kozmonautët do të mbanin kontakt me njerëzit e zonjës Tokë. Ajo u përshëndet me Diamantin duke i dëshiruar rrugë të mbarë dhe të suksesshme. Në atë moment njëri filloi të numërojë sekondat dhe më në fund dha shenjë për nisje. Në fytyrat e të gjithëve shihej një lumturi e pa parë, që në truallin e zonjës Hënë dërgonin Anijen Kozmike me ekuipazh të gjallë.

Zonja Tokë ishte strukur në mesin e aparateve për biseda dhe dëgjonte çdo fjalë. Më në fund, edhe ajo u lidh me Diamantin.

- Alo, alo, Diamant!
- Urdhëroni, zonjë!
- Si ndiesh, Diamant?!
- Shumë mirë dhe komod zonjë

Personeli i Anijes Kozmike dhe njerëzit në truallin e zonjës Tokë e dëgjonin këtë bisedë, por nuk ia vinin veshin, pasi kjo ishte një gjuhë e panjohur për ta dhe mendonin se kjo ishte një zhurmë që bënte Anija Kozmike.

* * *

Një kohë të gjatë zonja Hënë kishte rënë në hall me pasuritë e veta. Ata shumë herë ishin ankuar se ajo i mbante nën kontroll të ashpër. Atyre më s’ u pëlqente të rrinin në atë burg të përjetshëm. Dikush nga ata dikur u kishte thënë se ato janë shumë të nevojshëm dhe...

Zonja Hënë ishte lodhur shumë prej ankesave të përhershme, prandaj kohën më të madhe e kalonte në vetmi, duke ndenjur e shtrirë në krevatin e saj të butë prej zonje. Ajo me shumë kujdes i përcillte lëvizjet e tyre dhe dëgjonte edhe zhurmën me të vogël. Shpeshherë rrinte me orë të tëra përpara dritares, duke shikuar horizontin e hapur dhe të pafund.

Një ditë, mjaftë e lodhur, rrinte e vetmuar dhe e shtrirë në krevatin e saj. Përnjëherë në veshët e saj erdhi një zë, zhurmë, që kurrë se kishte dëgjuar, por ajo s' ia vari veshin. Zhurma u përsërit disa herë. Në fillim mendoi se ajo nga mos kënaqësia e pasurive të saj dhe në çdo moment priste që në derë të paraqitej rojtari dhe ta njoftonte si shumë herë të tjera. Ajo priti, por dera s' u hap, kurse zonja Hënë u zhyt ne mendime.

Zhurma vërtetë ishte nga pasuritë e atij vendi, që sot të gjithë kishin ardhur tok: Urani, Platini, Diamanti, dhe shumë të tjerë...ata më ishin përpara derës, por disi nuk kishin guxuar të kërkonin pranim te zonjë e tyre Hënë. Shpejt e shpejt kishin vendosur të shkonin te shoku i tyre Diamanti që të përgatiteshin pak më mirë për bisedë te zonja Hënë. Të gjithë paraqitën mendimet e veta, ndërsa Diamanti s' e hapi gojën. Njëri prej tyre tha:

- Ne, shokë, prej kur shkojmë te zonja Hënë dhe të gjithë kemi thënë dhe kërkuar atë që na takon, kurse zotëriu i nderuar Diamanti përherë ka heshtur. Unë propozoj që sot ai të prijë.

Këtë mendim e pranuan të gjithë, sepse çdonjëri do ta kishte më lehtë, nga që i frikoheshin zonjës së tyre Hënë. Ajo dikur e kishte dënuar shokun e tyre, Platinin edhe atë me tri javë mos dalje nga shtëpia. Kur u bënë gati, ata u nisën në rrugë për te zonja Hënë. Edhe zonja Hënë kishte parandjenjë, prandaj pata se të arrinin te dera e saj, ajo i ra ziles dhe në derë menjëherë u paraqit rojtari i saj, duke u përkulur, i tha:

- Urdhëroni zonjë, jam nën urdhrin e Juaj! Zonjë Hënë si përherë me zë të prerë i tha:

- Ju lutem, thirrni sa më shpejt pasuritë të vijnë në dhomën time. Ai pa mos e zgjatur i tha:

- Si urdhëroni, zonjë.

Prapë duke u përkulur, doli nga dhoma. Ende pa arritur te pragu i derës, të gjithë u tubuan dhe i dolën përpara. Ai, si i përshëndeti, pa humbur kohë, u tha:

- Keni bërë mirë që keni ardhur, pasi unë duhej të vija te j. Sot të gjithëve u thërret zonja e jonë Hënë. Ata kur i dëgjuan këto fjalë të rojtarit të saj, u shikuan sy më sy e pastaj, në atë shqetësim dhe rrëmujë, atë të pa pritur, dikush nga ata tha:

- Zotëri Diamanti paska fat!

Diamanti, i përgatitur mirë për bisedë, ndjeu një lehtësim në shpirt dhe u bë më i guximshëm dhe pa drojë. Ai e falënderoi rojtarin dhe u dha shenjë shokëve që të hynin në REZIDENCËN e zonjës Hënë. E përshëndeti dhe e përshëndetën si herët tjera dhe u ul ulën nëpër vendet e caktuara që më parë. Në dhomë mbretëroi një qetësi e thellë, askush nuk guxonte ta hapte gojën. Duke u shikuar në mes veti, dikush i dha shenjë Diamantit që ta merrte

fjalën. Ai kishte të drejtë, pasi zoti Diamanti ishte i caktuar që të kacafytej atë ditë me zonjën Hënë. Diamanti, pak sikur e humbi guximin që e kishte jashtë Rezidencës, duke u buzëqeshur, mori leje prej zonjës Hënë the tha:

- Urdhëroni zonjë. Na keni përpara të tërëve, jemi të gatshëm të bëjmë çdo gjë për Ju. Zonja Hënë me buzëqeshje u tha se ardhja e tyre ishte e pa pritur, ndërsa Diamanti iu përgjigj:

- Rastësisht, zonjë, u ndodhëm këtu në afërsi duke shëtitur. Ajo prapë duke qeshur u tha:

- Mirë, mirë, por dukej se ishte shumë e dëshpëruar. Zonja Hënë atë ditë duhej të thoshte fjalë edhe jo të vërteta, prandaj heshti pak dhe vazhdoi:

- Unë jam e vetëdijshme se Ju dëshironi të jetoni të lirë, që unë mendoj se Ju atë liri e keni. Ju nuk e dini por unë e dijë dhe jam e vetëdijshme se një ditë do të vijnë pas jush krijesa për të cilin Ju jeni shumë të vlefshëm. Unë shumë herë kam dashur t' ju flas, por besoni s' kam dashur t' ju shqetësoj. Ka kohë që rreth e rrotull truallit tim dhe jush vërej shumë ndryshime. Madje një ditë kam parë diçka që, për Ju mundet të jetë gënjeshtër e kulluar. Këto fjalë ishin që rastësisht i kishte mbajtur në mend që nga mosha e fëmijërisë në Hapësirën e saj të dashur. E pastaj vazhdoi:

- Ajo u rrotullua disa herë dhe u zhduk me shpejtësi të vetëtimës, apo erës siç i themi ne këtu. Me siguri që drejtohej nga njerëz. Edhe pse iku aq shpejt, duket se ato i kryen shumë me sukses hulumtimet e veta. Njëri prej tyre, pa leje pyeti;

- Më falni zonjë dhe ju zotërinj, Ju disa herë e përmendët fjalën NJERI, ndërsa ne këtë fjalë e dëgjojmë përherë të parë! Zonja Hënë u mendua pak dhe tha:

- Po keni të drejtë. Është e vërtetë se kurrë se keni dëgjuar këtë fjalë më parë. Unë do t' ua sqaroj me pak fjalë. Njeri është ai që në çdo vend ku ndodhet me aftësitë e veta bënë ÇUDIRA. Ai, më në fund, e zhduk edhe vetveten. Të krejt që i bënë i bënë me ndihmën tuaj. Në atë çast ata të tërë u shikuan me shumë habi në mes veti.

- Ju pra, për njeriun jeni shumë të nevojshëm. Prandaj jam e bindur se ai një ditë do ta shkeli truallin tim dhe tuajin shumë të thatë dhe të shkretë, siç thonë ata. Unë sot Ju thirra që edhe Ju ta ruani këtë vend dhe të më lajmëroni për çdo gjë të dyshimtë që të vëreni.

Pa u lënë vend për bisedë, ajo në fund u tha se prej atij momenti ata ishin të lirë, dhe mundeshin të largohen. Diamantit s' i ngeli tjetër, përveç që të ngrihej më këmbë, ta përshëndeste dhe me një përkulje në emër të gjithëve dhe të dilnin nga dhoma, rezidenca e zonjës Hënë. Ata, edhe pse nuk kuptuan shumë nga ajo që u tha, përsëri mbetën të kënaqur nga pritja që u bëri zonja Hënë.

* * *

Kaloi një kohë e gjatë dhe një ditë filloi të bëhet realitet ajo që dikur ua thoshte me një dozë dyshimi zonja Hënë. Përherë të parë dëgjuan një zhurmë dhe të gjithë tok shkuan te zonja Hënë. Ajo i përshëndeti me shumë ngrohtësi dhe me buzën në gaz dhe u tha se edhe ajo e kishte parë dhe dëgjuar atë zhurmë për të cilën u kishte folur dikur, por ndoshta at se kishin besuar. Atyre, s' u ngeli tjetër, përveç se ta përgëzonin zonjën Hënë dhe të festonin të gjithë të gëzuar, me dëshirë që atë që u erdhi papritur ta shikonin sa më shpejt aty në afërsi të tyre. Edhe zonja Hënë shumë kohë vështroi atje lart nga erdhi ajo zhurmë, por nuk pa gjë. E lodhur, por mjaftë e gëzuar, i përshëndeti duke i porositur që të largoheshin dhe të bëheshin shumë më të kujdesshëm...

Nuk shkoi shumë kohë dhe një ditë prapë u paraqit ajo zhurmë. Ato jo vetëm që e dëgjuan, por edhe e panë trupin e saj, të Anijes Kozmike, siç i thoshin njerëzit e zonjës Tokë. Ajo u rrotullua disa herë pastaj u drejtua nga trualli i zonjës Hënë. Pa zbritur në truallin e saj, Anija Kozmike u nda në dy pjesë.

Si dëgjuan se ishin shumë të nevojshëm dhe me vlerë për njeriun, pasuritë e zonjës Hënë një kohë të gjatë gërmonin dhe prej thellësive të truallit nxirrnin copa të llojit të vet mbi sipërfaqe. Prandaj prej lodhjeve të tepërta, që kishin bërë disa ditë me radhë shumicën e tyre i kishte marrë gjumi.

Zonja Hënë, si u vërtetua me atë që vinte në truallin e saj, e thirri rojtarin dhe i tha që sa më parë të thërrasë të terë ata që ditë më parë ishin në rezidencën e saj, dhe në atë moment edhe njëherë Anija Kozmike së para e qiti kryet e pastaj të tërë trupin e saj. Ajo duke mos u besuar syve të vet, i tha rojtarit që edhe ai të shikonte në drejtim të saj dhe të tregonte zonjës Hënë ç' kishte parë. Ai i habitur i tha:

- Unë këtë e kam parë disa herë, por se di ç' është! Atëherë zonja Hënë i tha:

- Shpejto e thirri të gjithë, përfshirë edhe vëllain tënd, Diamantin, që edhe ata të binden me këtë që shohim ne, me atë që dikur u kam folur e me siguri nuk më keni besuar.

Ai, duke u përkulur, i tha: " si urdhëroni zonjë", dhe u largua. Zonja Hënë dukshëm e shqetësuar e shikonte Anijen Kozmike që tashmë ishte lëshuar dhe zbritur në truallin e saj.

Nuk kaloi shumë kohë dhe në truallin e zonjës Hënë shkelën dy kozmonautët, banorët e parë, por pas zonjë Hënë. Kur i pa ajo në fillim dyshoi, pasi ata ishin të veshur me rroba që zonjës Hënë i dukeshin shumë të

dyshimta dhe të çuditshme. Kur filluan të ecnin nëpër truallin e saj, ajo u vërtetua se ata vërtetë ishin njerëz, të cilët ajo dhe pasuritë e saj i pritnin një kohë shumë, shumë të gjatë.

Edhe pasurit e saj e saj e shikonin me shumë kujdes. Kur para tyre e paraqit rojtari i zonjës Hënë dikush bërtiti:

- Hë ç' të re kemi?!

Duke e shikuar Anijen Kozmike të ndalur në truallin e zonjës Hënë, ai pa humbur kohë u tha:

- Mua, zonja Hënë, më dërgoi që të vini sa më parë dhe sa shpejt te ajo dhe të gjithë së bashku ta shikojmë këtë që na erdhi sot në vendin tonë.

Atëherë të gjithë, pa humbur kohë dhe të gëzuar, u drejtuan në drejtim të rezidencës së zonjës Hënë. Sa u afruan para rezidencës së saj, atë e panë të shtrirë. Të u mërzitën, duke menduar në më të keqen në çastet kur të tërë ishin më të gëzuar se kurrë jetën e tyre. Shpejt e shpejt i dhanë ca barna dhe i bënë ca lëvizje masazhi. Nuk shkoi shumë kohë dhe zonja i hapi sytë, pak e rraskapitur, por u dha shenjë se ishte mirë. Dikush nga ata e pyeti:

- Ç' patët sot zonjë, kurrë s' Ju kemi parë më parë në gjendje?! Ajo i shikonte e habitur dhe pasi mori pak veten iu përgjigj pyetjeve. U tha që të mos mërziten se e kishin parë në atë gjendje se ajo ishte vetëm nga gëzimi i shumë pritur, dhe se në atë moment ndihej shumë mirë. Pastaj, duke drejtuar shikimin nga Anija Kozmike, me një ton të mrekullueshëm i tha:

- Shikoni sa mirë e bukur ecin nëpër truallin tim dhe të juaj!

Të gjithë drejtuan shikimin nga ata, ndërkohë që zonja Hënë brengosej se s' dinte nga vinin miqtë e shumëpritur. Pas pak kohe e buzëqeshur u tha:

- E dinë vallë Ju si quhen këta që ecin nëpër truallin tonë?! Ata u habitën nga kjo pyetje dhe u përgjigjën njëzëri.

- Jo, zonjë! Atëherë ajo u tha se ata quhen njerëz dhe se kanë ardhur për të mirën e saj dhe të tyre. Njëri prej pasurive, duke mos mundur të duronte u tha:

- Ejani vëllezër, të afrohemi të bisedojmë. Ata duhet ta dinë se edhe zonja e jonë e nderuar Hënë dikur ka qenë si ata. Atë mendim e pëlqyen të gjithë, por i pengoi zonja Hënë duke u thënë:

- Jo, ka kohë për t' jua treguar fshehtësinë time.! Ata u ulën në afërsi të saj dhe me shumë kujdes vështronin lëvizjet e tyre. Zonja Hënë i ndjente hapat e tyre të lehta mbi truallin e vet, sikur të ecnin mbi shpinën e saj të plakur. Nëpër trup i shkonin mornica me djersë gëzimi, se kurrë më s' do të jetë e vetmuar në atë të shkretë, i cili tashmë kishte marrë një pamje krejt tjetër dhe të bukur. Herë-herë thoshte le të jenë ngado qoftë, por më tepër dëshironte që të ishin nipërit e saj dhe të zonjës Tokë. Ajo nuk e çante më kokën me qëllimet e tyre. Me rëndësi ishte se ajo prej më prej atij momenti

s’ do të ishte e vetmuar ne mesin e aq shumë pasurive që i ruante një kohë bukur të gjatë. Dikur i ra ndër mend një uri e pleqve të Hapësirës ” Ç’ është Zoti s’ është gjë tjetër”. Ai dikur mua më solli këtu për të ruajtur këto pasuri të pa çmuar, dhe ja tani i solli edhe njerëzit, kurse nesër vetëm Zoti e di se ç’ do të bëhet.

Duke menduar për të kaluarën e vet derisa ishte në Hapësirën e saj të dashur dhe pastaj në atë truall plot pasuri, zonja Hënë i shikonte me shumë kujdes që të dyve nipërve të saj të mos u ndodhi gjë e keqe në truallin e saj. Ajo donte që ata të korrnin sukses për atë që kishin ardhur dhe të ktheheshin shëndosh e mirë në vend dhe familjet e tyre. Ndërkohë, kozmonautët me shumë kujdes ecnin nëpër truallin e saj, duke i marrë parasysh të tëra rreziqet që mundeshin të vijnë në çdo moment. Ata nuk dinin se për jetën e tyre kujdesej tezja e tyre, shumë e mplakur. Ata ishin të gatshëm të hynin edhe në luftë me dikë por assesi të humbnin jetën dhe qëllimet e tyre dhe të tërë njerëzimit në planetin e zonjës TOKË. Sikur të dinin për tezen e tyre plakë, që me aq dashuri i shikonte dhe kujdesej, ata do të ishin shumë të lumtur dhe më me sukses do ti kryenin detyrat dhe obligimet e tyre të parashtruara nga krejt njerëzimi, që të krejt i kishin sytë nga ata…

* * *

Kozmonautët bënin detyrat e veta dhe mbanin lidhje të pa shkëputura me njerëzit e tyre në Tokë., të cilit i lajmëronin për çdo imtësi. Njerëzit e zonjës Tokë me aparate e shikonin edhe zonjën Hënë dhe pasuritë e saj, por ato në ato çaste nuk ishin të vetëdijshëm për atë që shikonin dhe s’ donin të merren me ato shikime, pasi ato ishin të koncentruar vetëm në qëllimet e paracaktuar.

Obligimi i fundit, dhe më i vështiri, i kozmonautëve ishte të merrnin ca copa trualli të zonjës Hënë. U mendua shumë, më kot. Dikur këtë e kuptoi zonja Hënë, prandaj me shumë dëshirë këputi një copë truall nga trupi i vet dhe ua la aty afër. Kozmonautët, të habitur nga ajo që ndodhi, e morën copën e truallit, e futën në strajcën që e mbanin në krahë dhe pa humbur kohë dhe me kujdes iu afruan Anijes Kozmike. E shikuan edhe njëherë truallin e zonjës Hënë dhe u ngjitën shkallëve të Anijes Kozmike për t’ u kthyer me sukseset që kishin në atë deri në ato momente enigmatike në vendlindje, ku me padurim i priste i tërë njerëzimi.

Zonja Hënë u dëshpërua shumë, por në ato çaste iu kujtua koha kur kishte qenë fëmijë, në Hapësirën e dashur të saj dikush i paska thënë:

- “ Një ditë njerëzit do të shkojnë shumë larg, atje ku kurrë s’ ka shkelur këmba e njeriut”. Kjo tashmë më atë u bë realitet. Asaj kurrë s’ i kishte

shkuar në mend se Hapësira ishte shkatërruar pas largimit të saj dhe motrës së dashur Tokë.

* * *

Pas largimit të kozmonautëve, pasuritë e zonjës Hënë u mërzitën shumë. Ato në vetvete e akuzonin zonjën pse nuk u lejoi që ato vetë të paraqiteshin, bile edhe vetë të bisedonin me kozmonautët. Bënin shumë pyetje, por në vetvete! Ato e dinin se njerëzit erdhën, mirëpo njerëzit s' kuptuan gjë për pasuritë e zonjës Hënë, ashtu ato ishin të bindur. Ato mendoni se prapë do të ngelin si më parë të pa zbuluar. Të revoltuar, e shikonin Anijen Kozmike se si largohej prej tyre dhe prej tezes së vet zonjës Hënë. Në ndarje kozmonautët vërtetë i thanë lamtumirë tezes së tyre plakë, por i premtuan se së shpejti ato apo kolegë të tyre shpejt do të vizitonin dhe do të shiheshin më mirë dhe u zhdukën në kozmosin e pafund.

Zonja Hënë, kur i pa pasurit e veta aq të mërzitura, u tha:

- Pse mërziteni? Ata së shpejti do të vinë përsëri te Ju dhe te unë, tashmë rruga u hap, dhe s' ka forcë që mundet ato t' i ndali. Pas këtyre fjalëve ata ndjenë një lehtësim në vetvete dhe e shikuan njëri-tjetrin. Pas një heshtje të shkurtër, zonja Hënë ia filloi si e çmendur:

- Pse shkuan kaq shpejt?! Ç' i mundonte në truallin tim?! Këmbët e tyre ku shkelnin ishte ilaçi më i mirë për plagët e mija të kah moçme! Unë së bashku me ju, do të mundohem që ata sa më parë të bëhen banorë të këtij truall, siç jam unë dhe ju pasuritë e mija.

Fjalët që tha, sikur e qetësuan pak, zonjën plakë, mirëpo e mërzitur prapë vazhdoi:

- Ata që kisha parë unë, i patë edhe ju, prandaj mos humbni kohë, shkoni dhe mendoni si për të mirën tonë ashtu edhe për të mirën e tyre. Pasurit e zonjës Hënë s' dinin ç' të bënin tjetër, përveç se ta përshëndetnin duke u përkulur dhe të largoheshin, për të menduar për të ardhmen e tyre dhe të zonjës Hënë, për ta zhdukur njëherë e përgjithmonë atë vetmi, që i mundonte të gjithë, e sidomos zonjën e tyre, pasi ishte shumë e lodhur nga pleqëria e sidomos nga vetmia...

* * *

Derisa njerëzit e zonjës Tokë ecnin nëpër truallin e zonjës Hënë, Diamanti, pas bisedës me zonjën Tokë, doli prej Anijes Kozmike, duke i premtuar se do të zbatonte urdhrat e saj dhe se, sipas mundësive, sa më shpejt do të kthehej në truallin e saj për të festuar sukseset dhe fjalët e mira

për motrën e saj të dashur dhe me një precizitet të pa parë u lëshua shkallëve teposhtë të Anijes Kozmike.

Pas largimit të Anijes Kozmike, në truallin e zonjës Hënë mbretëroi një qetësi e jashtëzakonshme. Të gjithë pasuritë mendonin ne vetvete se çdo njëri prej tyre mund të ishte i dobishëm për njeriun më shumë se tjetri. Bile, ndodhte që shoku-shokun ta shikonte me urrejtje dhe një xhelozi të pa parë, që kurrë s' kishte qenë në truallin e zonjës Hënë, dhe në mesin e tyre. Kjo gjendje mund të vazhdonte pa kufi, por shoku i tyre, Ari, duke mos mundur të duronte, u tha:

- Shokë, dua të them diçka! Të gjithë u kthyen nga ai, por të nevrikosur pse ua prishi mendimet dhe atë qetësi të thellë. Shumica deshën ta qortonin, por nuk kishin guxim, që të mos acarohet edhe më shumë situata. Mirëpo, pas një kohe gati të gjithë një zëri i thanë që të vazhdonte. Ari, i lumtur, ia nisi:

- Shokë, unë mendoj që ne të afrohemi aty afër ku u ndal ajo, që na vizitoji sot përherë të parë, se ne shumë pak dimë për atë, se çka ishte dhe çfarë qëllimi kaishte. Ndoshta do të shikojmë diçka që do të na interesojë dhe do t' i kuptojmë më mirë qëllimet e njerëzve, siç u thoshte e nderuara zonja Hënë.

Këtë mendim e pëlqyen të gjitha, prandaj ndonëse druanin nga zonja Hënë, shfaqën dëshirë, që të shkonin dhe hulumtonin atë vend sa më parë. Kështu, pasi shkëmbyen mendime, morën vendim dhe u drejtuan në Rezidencën e zonjës Hënë, e cila kur i pa, u shqetësua, ngaqë kishte frikë se mund të kishte ndodhur ndonjë e keqe. Mirëpo kur i dëgjoi, ajo u nevrikos edhe më tepër dhe ua ndaloi që të afroheshin te vendi ku orë më parë ishte ndalur Anija Kozmike. Megjithatë, ato ngulnin këmbë që sa më parë ta vizitonin atë vend, prandaj zonja Hënë, kur pa se s' kishte rrugëdalje tjetër, me kokë u dha shenjë se e kishin më lejen e saj.

Të gjithë të lumtur u drejtuan nga vendi ku kohë më parë ishte ndalur Anija Kozmike, apo ai trup për ta i pa njohur ndoshta edhe i rrezikshëm. Para se të afroheshin, ato mbi sipërfaqen truallit panë diçka. Në fillim u frikësuan, prandaj edhe u ndalën që të konsultoheshin, dhe të përgatiteshin edhe për më të keqen, por shoku i tyre, Diamanti e vazhdoi rrugën, e pas tij edhe të tjerët. Kur panë se ai trup ishte shumë i bukur, secili e shikonte shokun dhe vetveten. Mirëpo, ajo që shikonin s' i përngjanë askujt nga ata. Kishin të drejtë, pasi ai ishte një flamur e ato dhe zonja Hënë kur s' kishin par diçka të tillë. Atë e kishte shpalosur dhe ngulur mbi truallin e zonjës Hënë, njeriu i parë që kishte shkelur aty. Secili deshi ta kapte me dorë, por nuk guxonin. Dikush tha thërrasin zonjën Hënë, por asnjëri s' pranonte të shkonte. Ndërkohë, duke biseduar, flamuri filloi të valëvitet. Të gjithë u

habitën, bile edhe u frikësuan dhe heshtën. Kjo heshtje e mundonte Arin, prandaj ai foli i pari, por s’ mundi t’ i shqiptojë të gjitha fjalët. Ata e dëgjuan ta thoshte drejt vetëm fjalën shokë, prandaj të gjithë e kthyen kokën nga ai. Dikush i tha të vazhdonte e të mos heshtte. Ari ndërkohë mori frymë thellë dhe vazhdoi:

- Shokë, ne gabojmë që jemi kaq pasiv. Zonja na ka thënë se duhet të kujdesemi dhe të mundohemi vetë dhe nëse hasim në pengesa, mund ta thërrasim atë për ndihmë. Ne i ankoheshim zonjës që na mbante të mbyllur, e tash nuk shkojmë të shikojmë ç’ është ajo që na ka lënë njeriu.

Pasi mbaroi këto fjalë, ai dhe shenjë që të niseshin në drejtim të flamurit. Pak para se të arrinin, panë diçka që i përngjante shumë shokut të tyre Diamantit, i cili sa e pa, iu afrua dhe menjëherë filloi bisedën në gjuhën që vetëm ato e dinin, dhe e kuptonin. Doli se njëri ishte nga trualli i zonjës Hënë e tjetri nga trualli i zonjës Tokë.

Diamantit të zonjës Hënë i ranë ndër mend fjalët e zonjës së vet se ishin shumë të dobishëm për njeriun. Dhe, pasi aty e takoi vëllain e vet, me siguri se ai ishte edhe më i dobishmi. Diamanti prej gëzimit bërtiti:

- Shokë, ky vërtetë është vëllai im, i cili erdhi me atë që e pamë ne të gjithë. Të gjithë u afruan dhe e rrethuan Arin dhe filluan bisedën me shokun dhe vëllain e tij, që kishte ardhur prej diku larg. Biseda zgjati shumë kohë dhe nga gëzimi gati se e harruan zonjën e tyre  Hënë. Të gjithë bënin pyetje, por ato të shokut të tyre Ari vërtetë ishin shumë interesante, prandaj edhe këtë të fundit ata e pritni me padurim. Ai mori frymë thellë, u mendua pak dhe ia nisi:

- Zotëri i nderuar, unë së pari kërkoj falje prej jush, pasi ju jeni mjaft i lodhur e ne ju çajmë kokën. Diamanti ndërhyri dhe iu përgjigj:

- Jo zotëri, ju ma çani kokën. Unë gëzohem shumë për kujdesin tuaj ndaj meje, por më shumë gëzohem kur më bëni pyetje. Po ashtu gëzohem shumë që ndodhem në mesin tuaj dhe ju jap informata për vendin tim. Do të lodhesha po të mos ju kisha takuar juve dhe vëllai tim, do të më lodhte qetësia e vetmia. Pas këtyre fjalëve Ari filloi të pyeste:

- Atëherë zotëri, neve na intereson të dimë më shumë për atë me të cilën erdhët në truallin tonë dhe të zonjës Hënë, përkatësisht  dëshirojmë të dimë dhe të na flitni për gjithçka për të cilën mendoni se për ne është interesante dhe e do të jetë e dobishme për ne. Diamanti i zonjës Tokë, i kënaqur prej kësaj pyetje, ia nisi:

- Po zotërinj, unë kam ardhur me atë që u ndal pak më parë në truallin tuaj, ne ato i quajmë ANIJE KOZMIKE. Ata që ecnin nëpër truallin tuaj i quajmë NJERËZ dhe ata nuk kanë pasur dijeni se unë ndodhem në brendi të

saj. Ata janë qenie më të përsosura në vendin tim. Pa mbaruar me përgjigjen, dikush e pyeti Diamantin:

- Ju lutem zotëri, na tregoni pse keni ardhur në vendin tonë?! Po ashtu ju lutemi të na tregoni se a keni pasur dijeni për vëllain tuaj para se të vini në vendin tonë?! Diamanti iu përgjigj seriozisht dhe sinqerisht edhe kësaj pyetje:

- Unë nuk kam ditur se në këtë vend jeton vëllai, së bashku me ju, e as që kam menduar se do të takohem me të apo me ju. Unë s' kam ardhur rastësisht. Kam ardhur me detyra të caktuara nga AJO që përpara se të nisesha në këtë rrugë të gjatë... Dikush prapë ia ndërpreu fjalën dhe e pyeti:

- Na falni, kur thatë AJO, a mundeni të na tregoni kush është AJO? Ai i shikoi të gjithë dhe ia nisi:

- AJO është zonja TOKË, pronare e vendit ku kam jetuar dhe jetoj, së bashku me ata që erdhën në vendin tuaj! Një tjetër pyeti:

- A e respektoni ju zonjën Tuaj?! Ai përgjigj:

- Po, si jo, ajo është pronare e vendit dhe, nëse nuk gabohem, ajo është edhe motër e zonjës së Juaj Hënë. Iu ju përgjigj Diamanti. Pastaj në bisedë u kyç Platini, duke pohuar:

- Po, zotëri, ashtu është. Zonjë e këtij vendi është zonja Hënë, dhe disa herë na ka treguar dhe na ka folur për motrën e saj zonjën Tokë bile...unë desha të pyes:

- Sa jeni dhe jemi të dobishëm dhe nevojshëm për njeriun e zonjës Tokë?!

- Kjo është një pyetje shumë me vend. Njeriu as që mundet të jetojë pa ne. Ai me ndihmën tonë erdhi në këtë vend kaq të largët, prandaj Ju s' keni pse të mërziteni, iu përgjigj Diamanti i zonjës Tokë.

* * *

Ndërkohë që ata bisedonin me mikun që kishte ardhur nga trualli i zonjës Tokë, zonjës Hënë i kishte rënë në mend diçka, prandaj e shqetësuar i tha rojtarit që t' i thërras dhe sa më parë të vinin në rezidencën e saj. Rojtari kërkoi andej, por ata s' ishin në vendin e caktuar. Ajo përsëri i tha që t' i kërkonte dhe shpejt të gjendeshin përpara saj. U dëshpërua shumë dhe kushedi se çka do të ndodhte, sikur të mos kishin arsye që s' paraqiteshin.

Pak para se t' i gjente Diamanti, atyre u kishte rënë në mend se ishin vonuar pak si tepër, por nuk mërziteshin pasi atë ditë kishin një arsye të fortë. Ata ashtu grumbull u nisën që t'i tregonin edhe zonjës Hënë për mikun e tyre që kishte ardhur nga shumë larg.

Zonja Hënë ishte mërzitur dhe sa vinte më shumë nervozohej dhe humbiste durimin. I ra ziles dhe rojtari menjëherë u gjend përpara saj. Me një urdhër të rreptë, ajo i tha t'i kërkonte edhe njëherë dhe po të mos i gjente të shkonte te vendi ku ishte ndalur Anija Kozmike. Rojtari doli prej rezidence dhe u nis në drejtimin e vendeve të tyre. Nga larg pa se ato vinin në drejtim të tij. I numëroi dhe konstatoi se diçka nuk ishte në rregull. Dëshironte që sa më parë ta kryente detyrën që ia kishte dhënë zonja Hënë. Po sa u afruan ata u tha:

- Sa u afruan u tha ku jeni u kërkoj qosh e më qosh, zonja është nervozuar tym e flakë është bërë?! Njëri nga ato i tha:

- S'na shikon që jemi përpara teje!

- Shoh mirë, por...

- E dimë se të duket si në ëndërr, por kjo tashmë është realitet i vërtetë. Rojtari u tha:

- E shoh që është ashtu, gëzohem, por ju lutem të shpejtoni sepse zonja Hënë është mjaftë e mërzitur besoj se t'ju qortojë. Dikush i tha:

- Ah vëlla, sa i marrë që je! A nuk sheh se sot me ne është edhe miku dhe vëllai i shokut tonë, si për ne ashtu edhe për zonjën e nderuar.

Pastaj të gjithë u shikuan dhe filluan me vrap që sa më parë të ishin përpara zonjës Hënë. Njëri nga ata, që ishte më dembel, u ndal dhe bërtiti:

- Ku shpejtoni, vëllezër? Për ne zonjën Hënë kjo është një ditë shumë me rëndësi dhe shumë e veçantë. Zonja këtë ditë me siguri do ta shënojë me germa të veçanta në DITARIN e saj. Ne sot me të vërtetë jemi të gëzuar, por edhe do të jetë kur të dëgjojë dhe kur ta shikojë mikun dhe të dërguarin e motrës së vet, ajo do të gëzohet bile më shumë se ne. Do të gëzohet tepër, kur të dëgjojë fjalët e bukura për motrën e vet, zonën Tokë. Bile gëzimi i saj s'do të ketë fund, kur të dëgjojë për qëllimet e njeriut. Ajo me siguri që do të na përqafojë të gjithëve për zbulimin tonë kaq të shpejtë.

Nuk shkoi shumë kohë ata të gjithë u gjendën përpara saj. Kur në fytyrën e saj panë atë shqetësim dhe dëshpërim të madh, të gjithë nguruan dhe u frikësuan.

Në dhomë mbretëroi një qetësi e pa parë. Të gjithë e shikonin zonjën Hënë, por s'dinin se ç' kishte ndodhur me te! Zonja Hënë dhe rojtari i saj s'u besonin syve të vet. Ajo e harroi vonesën e tyre dhe disa herë i fërkoi sytë, por ata shikonin atë që kishin shikuar pak më parë. Ajo i numëroi disa herë, por numri i dilte përherë i njëjtë. Heshtja të gjithë i bënte nervozë. Ajo me sytë e vet shikonte dy Diamante, por ata aspak nuk dallonin, vetëm njëri ishte pak më i rregulluar se ai që ishte në pronësi të zonjës Hënë.

Dikur zonjës Hënë iu kujtua që t'u jepte leje që të uleshin. U ulën të gjithë, por njëri ngeli në këmbë. Në dhomë prapë pllakosi një qetësi. Asnjëri

s’guxonte të bëjë as hët e as mëk. Ajo heshtje dhe qetësi u kthye në monotoni, e cila më së tepërmi e shqetësonte shokun e tyre Arin. Prandaj si shumë herë më parë, edhe në atë çast u çua në këmbë ashtu si nëpër dhëmbë mori leje dhe tha:

- Zonjë, ne të gjithë e shohim se Ju jeni mjaftë e mërzitur. Ne do të ndjeheshim fajtor, sikur vonesa dhe largimi jonë prej vendeve të caktuara do të ishte i pa arsyeshëm. Edhe Ju më e shikoni se në dhomën Tuaj ndodhet miku ynë, vëllai i Diamantit. Ai është njëri nga pasuritë dhe i dërguari special i motrës Suaj, Tokës. Ju, zonjë e nderuar, duhet të qetësoheni dhe më vonë ndodhinë e kësaj dite duhet ta festojmë si FESTË në të dy vendet, te ne dhe te motra e Juaj.

Këto fjalë e qetësuan dhe gëzuan zonjën Hënë, por ajo e përmbajti veten. Ari që akoma s’ishte ulur gjeti një hapësirë, që prapë t’ia filluar bisedës, duke iu drejtuar zonjë Hënë:

- Zonjë e nderuar, ne sot ndihemi sikur të kemi festë. Pra le të dëgjojë edhe miku i nderuar, dhe i respektuar, se kjo festë është dita kur zonjën Hënë ne e kemi shpallur pronare të këtij vendi, prandaj këtë ditë e festojmë ne të gjithë. Pra, zonjë e nderuar, miku shumë i respektuar për ne dhe për Ju ndodhet në mesin tonë dhe në rezidencën e Juaj.

Ari, duke u përkulur në shenjë nderimi, u ul ne vendin e vet. Zonja Hënë iu afrua ngadalë Arit dhe me fjalë bukura dhe me një buzëqeshje të ëmbël ia dha dorën duke i thënë:

- Ju sot meritoni lëvdata, pasi keni bërë një punë shumë të vlefshme, që prej kurrë unë jam pronare e Juaja dhe e këtij vendi.

Zonja Hënë pushoi, kurse fjalën e mori Diamanti, i cili iu drejtua Arit:

- Ju faleminderit, zotëri, për sqarimin e bukur në lidhje me vëllain tim. Unë, por edhe Ju, tashmë u bindëm se ne më jemi të vetmuar si dikur, edhe pse zonja Hënë disi këtë na e bënte me dijeni por ne disi nuk i besonim.

Këto fjalë zonja Hënë s’i kuptoi, pasi ishte e zhytur në mendime dhe i ishte kthyer fëmijërisë së saj dhe zonjës Tokë. Ishte shumë e lumtur që motra e saj kurrë s’ kishte qenë e vetmuar si ajo. Bile-bile, mendonte se ato mund të mahiteshin me të, disa herë në mend i vinin mendime se miku i cili ndodhej në rezidencën e saj mundej të mos ishte nga Toka. Ndërkohë iu kujtuan edhe fjalët e dikurshme të gjyshes, kur i thoshte se njeriu në jetën e vet dy herë bëhet fëmijë “ njëherë në vegjëli dhe herën tjetër në pleqëri të thellë”, siç ishte ajo më në atë moshë. Pas gjithë kësaj rrëmuje, zonja Hënë iu drejtua mikut të motrës së vet, Tokë:

- Besomëni, gëzohem shumë që Juve u shohë në dhomën time. I gëzuar është e vëllai i juaj, ajo shihet nga fytyra e tij, por edhe këto të tjerët që të gjithë janë nën pronësinë time. Tash unë duhet të pushoj pak, se jam shumë

e lodhur. Këtë zonjë Hënë e bëri që të përgatitej për bisedë më tu tjeshëme. Pasi të çlodhem unë do tu thirr dhe do të vazhdojmë bisedën. Tash jeni të lirë.

Të gjithë të gëzuar, e përshëndetën dhe duke u përkulur dolën prej rezidencës së zonjës Hënë. Ecnin të gjithë grumbull, me një respekt të veçantë për mikun dhe vëllain e zotëri Diamantit, i cili kishte kaluar aq rrugë të gjatë prej te zonja Tokë.

Të gjithë i dëgjonin me shumë vëmendje përgjigjet që u jepte Diamanti, pyetjeve që ia bënin, pasi ai jo vetëm që i informonte, por përgjigjet i zbukuronte me fjalët e tij të rrjedhshme dhe atë gjuhë të pastër lot. Për secilin fliste me një dashuri to ngrohtë, duke i bindur se secili prej tyre kishte një vlerë veçantë dhe të posaçme për njerëzit e zonjës Tokë.

Derisa ata kënaqeshin me pyetje-përgjigje, zonja Hënë në rezidencën e saj në qetësi varri bluante në kokë mendime të llojllojshëm. Prapë ne mend i ra se ato ndoshta i kishin kurdisur diçka, që të bënin shaka me, pastaj bile tërë jetën. Me ato rrezga-bjezga, zonjën Hënë e mori gjumi duke ëndërruar ëndrra shumë të tmerrshme. Në njërën nga ato, e kishin marrë ca njerëz, që ajo kurë si kishte parë në jetën e saj. Ata i kishin bërë shumë pyetje, të cilat në atë moshë e kishin torturuar në mënyrë të paparashikueshme. Ata prej saj kishin kërkuar, t’ua tregonte sekretet për pasuritë e saj. Ajo gjatë kohë se kishte hapur gojën dhe kishte përballuar të gjitha ato tortura çnjerëzore. Ato i kishin treguar lloj-lloj metalesh dhe më në fund edhe një copë Diamanti, por zonja Hënë kishte vazhduar të heshtte. Kur më ato ishin bindur se zonja Hënë do të vazhdojë ashtu të heshti dhe të mos përgjigjet ne pyetjet e tyre, ata i kishin thënë se kurrë ajo s’do të dali nga Anija Kozmike dhe se do të qarkullojë ashtu e vetmuar nëpër GALAKSI.

Kur i dëgjon këto fjalë, zonja Hënë zgjohet e tëra në djersë dhe ankth. Ndenji ashtu pa luajtur nga vendi, që të pastronte trurin nga ajo ëndërr shumë shqetësuese. Kur u vërtetua mirë se ndodhej në dhomën e saj të gjumit, ajo çua dhe doli te dera. Aty në afërsi, si përherë, ndodhej roja dhe disa shokë të tij. Rojtari kur e pa fytyrën e saj aq të lodhur dhe të shqetësuar e pyeti:

- Ç’ ju ka ndodhur, zonjë?! Pse jeni kaq e shqetësuar dhe e lodhur, ne si përherë të tërë jemi këtu afër Jush! Zonja Hënë duke dashur të fshihte atë ëndërr të tmerrshme, pa asnjë shkasi dhe arsye filloi të bërtiste:

- Pse sat bënit aq zhurmë?! Kush ishte ai që bisedonte me aq ton të lartë dhe ju të tjerët s’ndaleshit duke qeshur dhe kakarisur. Ju në kohën e fundit jeni bërë të pa dëgjueshëm, dhe fshihni diçka prej meje!

E nevrikosur pse atë ditë vetë zonja Hënë qe aq qesharake, e hapi derën dhe hyri në rezidencën e vet, për ta analizuar ëndrrën që e kishte trullosur

dhe ia kishte futur frikën në palcë. E shqetësuar, dhe pa ndonjë qëllim filloi të shfletonte disa libra që kishin ndodhur aty rastësisht. Pasi u humb në ato libra dhe u qetësua pak e mori ditarin dhe filloi të shkruante për ditën kur në truallin e saj erdhi dhe u ndal Anija Kozmike. Edhe pse pas u konsultua me pasuritë e veta me germa të arta atë ditë e shpalli DITË FESTE. Sa i mbaroi germat e fundit i ra ziles. Shumë shpejt derën e hapi rojtari, i trembur dhe i shqetësuar duke menduar se i ka ndodhur diçka apo do të hante ndonjë të sharë. E përshëndeti, po ashtu e përshëndeti edhe zonja Hënë, dhe me një ton të butë dhe të ëmbël i tha që t'i thërriste të gjithë pasuritë e saj, por edhe mikun e nderuar që kishte ardhur nga trualli i motrës së vet. Duke u përkulur dhe përshëndetur si përherë, rojtari doli nga rezidenca, dhe menjëherë u tregoi atyre që ishin aty afër së s'kishte ndonjë rrezik dhe u tha që të prisnin aty e ai do t'i thirr edhe të tjerët.

Të gjithë u gëzuan për thirrjen e zonjës Hënë, dhe pa humbur kohë u drejtuan ka rezidenca e saj. Derisa ata vinin rrugës, zonja Hënë në dhomën e pritjes kishte rezervuar edhe një karrige për të dërguarin e motrës së vet. Por ajo ende druante për mikun e nderuar! Për të cilin mendonte se ndoshta kishte ardhur me qëllime të këqija.

Nuk shkoi shumë kohë të gjitha u gjendën përpara zonjës Hënë dhe u ulën nëpër vendet e caktuara. Zonja Hënë i përshëndeti me një kujdes të veçantë i shikoi të gjithë dhe sytë i ndali te miku i ardhur ditë më parë. Ajo e perceptoi mirë dhe erdhi në përfundim se ai nuk ishte i rrezikshëm siç kishte menduar ajo deri atëherë.

Me lejen e zonjës Hënë, Diamanti u çua më këmbë, e përshëndeti ngrohtësisht dhe filloi:

- Zonjë, ne me padurim presim të s'lodheni dhe të na thërrisni... Zonja Hënë nuk i kuptoi fjalët e Diamantit, pasi nuk ishte e përqendruar dhe shëtiste me mendtë lart e poshtë. Kur e pa Diamanti se ajo nuk e vërente dhe s'ishte e përqendruar, ai i përsëriti fjalët e mëparshme. Atëherë zonja Hënë tha:

- Edhe unë jam shumë e gëzuar që në dhomën time erdhët të gjithë, por më së tepërmi që së bashku me ju erdhi edhe miku ynë i çmuar. Unë, duke e parë atë e shoh edhe motrën time të dashur. Prandaj dëshiroj t'i parashtroj disa pyetje, mikut dhe vëllait tënd. Atë moment të gjithë u shikuan në mes veti, kurse miku i tyre, po si ata me një përkulje tha:

- Si urdhëroni zonjë e nderuar, unë do të përgjigjem me shumë dëshirë në çdo pyetje të Juaj. Zonja Hënë duke iu falënderuar i tha:

- Unë e kam ditur se një ditë vendin tim do ta vizitojnë njerëz, por mua më tepër më intereson të di më tepër për motrën time dhe ç' mendojnë njerëzit për vendin tim?! Atëherë Diamanti i zonjës Tokë iu përgjigj:

- Unë, zonjë, besnikërinë që kam për zonjën Tokë e kam edhe për Ju. Motra e Juaj, zonja Tokë, është shëndoshë e mirë, por edhe ajo si Ju, është plakur. Sa prej moshës, aq më shumë prej mërzive që ka pasur për Ju, vëllezërit dhe për motrën e Juaj. Atë së tepërmi e mërzit edhe shtimi i njerëzve, atje në truallin e saj, pasi është mbushur plot e përplot. Unë të betohem, zonjë se kam ardhur me atë që u ndal mbi truallin tënd. Njerëzit atë e quajnë Anije Kozmike, dhe e ka ndërtuar vetë dora e njeriut që jeton në truallin e zonjës Tok. Njeriu e di te ju deri tash nuk ka krijesa të gjalla siç ka në truallin e saj, por ashtu e dinë mirë se te ti ka pasuri shumë të nevojshme për njeriun. Njerëzit hulumtojnë, që një ditë të shpërndahen dhe të jetojnë të lumtur në shumë vende të ndryshëm të Kozmosit.

Të gjithë mbetën të kënaqur dhe me padurim pritnin që në vendin e tyre të vinin ato njerëz, që ato nuk kishin ide se si duken ato. Edhe zonja Hënë tash u bind disi me mikun dhe në trup ndeu një lehtësim, dhe më përpara syve kishte motrën e saj të viteve të rinisë, zonjën Tokë, prandaj thoshte në vetvete; po të më vinte një ditë motra e dashur e të takohemi me siguri do të na shërohen plagët që i kemi kahmos në trup. Jeta, pra, na qenka si ajo driza që e kishim përpara shtëpisë në Hapësirën tonë të dashur. Prej së largu dukej plot lule të bukura, por kur i afroheshim ato ferronin dhe ta shitonin zemrën. Pas asaj qetësie, fjalën e mori përsëri Diamanti i zonjës Tokë i cili tha:

- Njeriu nga vendi i motrës Suaj do të vijë së shpejti në këtë vend dhe ai do të bëhet banorë i juaj. Ai do të bëjë hulumtime nëpër male e kodrina, do të hulumtojë çdo pëllëmbë të sipërfaqes së vendit Tuaj. Ai, zotërinj të nderuar, di shumë për Ju, por s'besoj të dijë sa di unë për këtë që shohë në rezidencën e Juaj Zonjë e nderuar. Ai, për një kohë të shkurtër, mbi truallin Tuaj do të ndërtojë shumë fabrika dhe objekte të tjera, do të hapi miniera të shumta dhe do të shtrojë shumë rrugë me asfalt. Ai po ashtu, do të ndërtojë edhe banesa banimi dhe shumë e shumë gjëra të tjera. Pasi i dëgjuan këto fjalë, atë të gjithë, e me ta edhe zonja Hënë u çuan më këmbë dhe e përgëzuan disa minuta me duartrokitje.

Pastaj Diamanti i zonjës Tokë vazhdoi përsëri me shpjegimin e ardhjes së njeriut në atë vend të pa shkelur kurrë nga gjallesa e gjallë dhe këmba e njeriut, dhe iu drejtua vëllait të vet:

- Sikur të mos i gjente këto pasuri, që unë më i kam përpara meje, njeriu këtu do të ndërtonte vetëm një aeroport, me ca hotele në afërsi dhe ofiçina për mirëmbajtjen dhe riparimet e Anijeve Kozmike. Me siguri do të shkonte nëpër vende dhe planetë të tjera, si Marsi, Afërdita, Jupiteri e të tjera.

Zonja Hënë, kur i dëgjoi këto fjalë, u çua më këmbë. Ajo këto emra i kishte dëgjuar dikur, prandaj i tha që të vazhdonte. Diamanti i zonjës Tokë ishte përgatitur mirë, prandaj pa ngurrim vazhdoi:

- Zonjë e nderuar, njeriu i vendit ku jetoj unë së bashku me zonjën Tokë e njeh mirë historinë dhe të kaluarën Tuaj dhe të familjes Suaj. Ai e di shumë mirë se Ju keni qenë familje me shumë fëmijë dhe se të gjithë jeni shpërndarë nëpër tërë Galaktikën tonë. Zonja Tokë më pat treguar se kishit pasur një motër binjake, e ajo jeni Ju. Ata kanë bërë hulumtime në truallin e zonjës Tokë dhe këtu në truallin Tuaj, pa dijeninë Tuaj, mirëpo s'janë lënë pa hulumtuar edhe vendet tjera, ku jetojnë vëllezërit dhe... atëherë zonja Hënë, e ulur në kolltukun e saj me duar mbi tavolinë, ia nisi bisedës tamam si zonjë e rëndë duke thënë:

- Po, është e vërtetë se unë dhe pronarja e juaj, zonja Tokë, jemi motra të lindura binjake. U rritëm dhe jetuam një kohë në gjirin familjar, të lumtura, si çdo fëmijë tjetër pranë prindërve të vet. Mirëpo, një ditë ashtu e deshi fati, që ne të ndahemi edhe atë pa vullnetin tonë, bile edhe pa i thënë lamtumirë njëra-tjetrës. Ah, vetëm ta dinit se sa të lumtura ishim kur luanim nëpër livadhe dhe fushën e gjerë! Që e ndante lumi në dy pjesë me plot gjallëri. Ju, mik i dashur, më tregoni nëse ndonjëherë ju ka folur motra Tokë për nënën dhe babanë tonë.?! Diamanti shumë i qetë dhe pa fije droje, që më tash ishte ambientuar bile shumë mirë në mesin e të afërmve të vet, ashtu qetë ia nisi:

- Po zonjë, shumë herë na ka treguar për Ju dhe për nënën Tuaj. T'ju them të drejtën, ajo shpeshherë e mallkonte fatin dhe...

Zonja Hënë u mërzit tepër nga fjalët e fundit, prandaj dhe e uli kokën. Në dhomë mbretëroi një qetësi, të cilën s'guxonte ta prishte askush, përveç Diamantit të zonjë Tokë. Ai mori thellë frymë dhe ashtu qetë vazhdoi:

- Ah, sa i lumtur do të ishte njeriu po ta shikonte këtë që unë e kam si në pëllëmbë të dorës! Në atë çast të gjithë përnjëherë i çuan kokat lartë. Në të vyejtën mënyrë veproi edhe zonja Hënë, duke u shqetësuar, e cila pak më vonë bëri një pyetje sa për ta çuar më tej bisedën:

- Ju i dashur, thatë se atje në vendin Tuaj ka mjaftë kësi pasurish. Atëherë pse njeriut i duhen pasuritë e truallit tim?! Atëherë Diamanti duke i shikuar të gjithë me një habi u përgjigj:

- Po, zonjë atje ka shumë, por njeriu për çdo ditë harxhon sasi të mëdha për nevojat e shkencës, por edhe për zbukurime dhe stoli të llojllojshme që ai shumë i adhuron dhe dëshiron ti ketë në shtëpi të vet.

Pastaj u foli shumë për zbulimet dhe sekretet e tjera. Pasuritë e zonjës Hënë kurrë s'kishin dëgjuar për ujin, zjarrin, bimët, kafshët e për shumë e shumë sende të tjera për të cilat u fliste Diamanti. Të gjithë heshtnin, duke bluar në trurin e tyre fjalët që pak më parë ua kishte thënë miku i tyre i dashur.

Heshtjen e prishi Platini, i cili deri atëherë se kishte hapur gojën. Ai, duke shikuar zonjë Hënë që ajo t'i jepte leje, iu drejtua mikut me një pyetje që të gjithëve ua zgjoi kureshtjen:

- Zotëri i nderua, kur flisnit, Ju përdorët shumë fjalë për ne të panjohura, por përshtypje më të madhe te unë bëri fjala ujë! Ju lutem na tregoni pak për të, meqë në vendin s'e paskemi! Diamanti edhe kësaj here ia plotësoi dëshirën duke iu përgjigjur:

- Po, zotëri, është e vërtetë se në vendin Tuaj s'ka UJË, mirëpo në truallin e zonjës Tokë ai gjendet me bollëk, se po të mos kishte ujë, s'do të kishte as jetë. E, sa i përket pamjes së tij, ai është si lotët që rrokullisen faqeve të zonjës Suaj të nderuar dhe të respektuar Hënë. Të gjithë kthyen shikimin ka zonja Hënë, por Platini, me qëllim që t'ia largonte shqetësimin, e pyeti përsëri Diamantin:

- Ju lutem zotëri, sa herë në ditë i nevojitet uji njeriut për të jetuar?! Diamanti iu përgjigj shumë shkurt:

- Shumë herë zotëri i dashur. Kur të vijë herën tjetër unë në këtë vend, njeriu do të sjellë sasi të mëdha uji dhe shumë gjëra të tjera. Ndërkohë zonja Hënë kishte rënë në heshtje dhe mendonte për pyetjet që do t'ia parashtronte Diamantit të motrës së vet zonjës Tokë. Kur e mbaroi fjalën ai ajo e pyeti:

- Mik i dashur, Ju thatë se në këtë vend, si dhe në shumë vende të tjera, njeriu paska shkuar me ndihmën Tuaj. Na tregoni si është e mundur kjo?!

- Keni shumë të drejtë, Zonjë. Iu përgjigj në mënyrë shumë të qetë Diamanti. Unë gjithçka që thash është e vërtetë. Ne, kështu siç jemi, ndoshta s'kemi vlerë, por po ashtu siç na përpunon dhe bënë shumë pjesë, ai e ka ndërtuar edhe Anijen Kozmike dhe shumë aparate të tjera nga më të ndryshmet. Dikur në vendin Tuaj ai ka dërguar një aparat i cili diku ndodhet edhe sot dhe bënë hulumtime për sasinë e Uranit te DETI I QETËSISË siç i thonë ata e ju ndoshta dhe me siguri nuk e dini! Ju zonjë mos u frikësoni, ju jeni dhe do të ngelni pronare dhe Zonjë e këtij vendi. Ashtu siç ka qenë dhe është motra e Juaj zonja Tokë.

Në ato momente zonja Hënë në kokë bluante atë ëndrrën e tmerrshme, por pasi i dëgjoi fjalët e fundit, në trup ndjeu një lehtësim. Diamanti pasi s'deshi ta linte përgjysmë bisedën e filluar për Detin e Qetësisë, prapë ia nisi:

- Njeriu pasi t'i mbledh të gjithë të dhënat e atij aparati, por edhe hulumtime të tjera, me ndihmën time nga thellësia truallit Tënd te Deti Qetësisë, do të nxjerrë sasinë e Uranit dhe do ta përdori për nevojat e veta. Atëherë më s'do të ketë pengesa për udhëtime: Hënë-Tokë, por edhe në vende të tjera. Me siguri se në ato udhëtime edhe Ju do të udhëtoni, do të takoheni me motrën Tokë dhe do të kënaqeni duke i parë ato bukuri në

vendin e saj. Diamanti kishte edhe shumë fjalë për të thënë, por atë e ndërpreu zonja Hënë duke u thënë:

- Prej kësaj që dëgjova, jam bindur se njeriu shumë shpejt do të banor i imi. Diamanti prej këtyre fjalëve i kënaqur tha:

- Po zonjë, është e vërtetë vetëm duhet durim dhe të na keni shëndet dhe për të gjithë jetë të gjatë. Ai së shpejti këtu do të sjelli shumë bimë dhe pemë, që do të munden të rriten në këto kushte.

Zonja Hënë u fut në deti pa fund të mendimeve, duke kujtuar ditët e para kur kishte ardhur në atë vend të shkretë, pa pasur gjë të gjallë në afërsi. Ajo atëherë mallkonte fatin, por edhe ato pasuri që kishte shikuar me sasi aq të mëdha, që asaj kurrë s'do t'i hynin në përdorim. Por ja tani në moshë të thyer sasitë e atyre pasurive do ta bëjnë të lumtur dhe përsëri ajo do të takohet me motrën e vet. Dikur doli prej mendimeve u çua në këmbë dhe tha:

- Pasuri të truallit tim dhe Ju mik i respektuar, Ju lutem gëzoheni edhe Ju me mua. Atëherë e hapi një DOLLAP prej ku nxori pijen më të shtrenjtë të gjithë kohërave dhe duke i cakërruar gotat dhe duke u përqafuar për ardhmëri më të mirë deri në orët vonshme të asaj dite, kur dhe e kishte marrë gjumi përherë të parë së bashku me pasurit e Saja, dhe kishin fjetur në rezidencën e saj të gjithë së bashku ku ndodhej edhe Diamanti i ardhur prej te motra e saj zonja Tok

* * *

Kjo ishte një e mirëseardhur për Diamantin e zonjës Tokë. Kur pa se të gjitha i kishte marrë një gjumë i thellë dhe i rëndë, ai me qëllim bëri disa zhurma, por ato nuk i zgjonte as krisma e topit. Ai u ngrit me një kujdes dhe mjeshtri dhe filloi të bënte kontroll në çdo qosh të rezidencës së zonjës Hënë. Atë kontroll nuk e bënte me ndonjë qëllim të keq, por ai deshi që sa më shumë të dijë për truallin e zonjës Hënë, dhe sa më mirë ta informonte zonjën e vet Tokën. Duke u futur qosh më qosh, që më në fund ra në një vrimë, që deri atëherë atë vrimë e kishte ditur vetëm zonja Hënë. U bë një zhurmë, që Diamantin vërtetë e frikoi, por edhe prej asaj zhurme asnjëri prej tyre s'luajti nga vendi, e jo më të zgjohej.

Duke ecur ai pa një perde dhe pas saj disa korridore. Në fillim të secilit kishte nga një pllakë, ku diçka shkruante, por ai s'kuptoi gjë. Aty në afërsi pa një derë, dhe sa e hapi, mbi tavolinë pa një regjistër shumë, shumë të madh. Sa e hapi pa se fletët ishin prej një metali të ngjashëm me Aluminin. Aty pa shkrime e vizatime, ndër ta edhe Kodrën te Deti i Qetësisë.

Që të mos i ndodhte ndonjë e papritur, ai ngadalë u ngjit lartë, që të shikonte se çfarë bënin ata, por edhe të pushonte pak, pasi edhe ndihej mjaftë i lodhur. Por edhe disi u kënaq me atë që pa dhe pak nga pak i kryente me përpikëri detyrat e dhëna prej zonjës së vet, Tokë. Nuk shkoi shumë kohë ato u zgjuan, që ishte shumë interesant të gjitha përnjëherë. Ai zgjim atë e habiti shumë. Por në atë moment atij iu kujtua se ato edhe përnjëherë të gjitha i mori gjumi. Disa herë mendoi për ndonjë ligj, apo ndoshta edhe ndonjë sëmundje.

Për të gjithë ato ai gjumë kishte qenë shumë i rehatshëm dhe i shëndetshëm, pasi ajo shikohej prej freskisë së tyre që shihej në fytyrat e tyre. E njëjta freski shikohej edhe në fytyrën e zonjës Hënë.

Pas gjumit ato të gjithë ngrohtësisht përshëndeten njëri-tjetrin, zonjë Hënë dhe mikun e tyre të dashur. At pa humbur kohë filluan me pyetjet për zotëri Diamantin. Diamanti përgjigjej në çdo pyetje, por pak filloi sikur të nervozohej. Ajo ishte krejt se s’mundej të koncentrohej në atë vrimë që kishte parë pak më parë, por edhe korridoret e pa fund, dhe dyer të veçanta e veçanërisht ai regjistri gjigant me ato shkrime dhe vizatime të pakuptueshëm për atë. Zonja Hënë duke e kuptuar lodhjen dhe shqetësimin e Diamantit, me shumë menjë mjeshtri i tha:

- Mua më duket se Ju ndieni të lodhur, nga pyetjet e shumta që Ju kemi bërë për këtë kohë të shkurtër. Unë jam në diskonim Tuaj, të përgjigjem, nëse Juve u intereson diçka. Diamanti kur i dëgjoi këto fjalë të zonjës Hënë në vetvete ndjeu një lehtësim dhe s’dinte çka të bënte nga gëzimi shumë shpejt tha:

- Unë kam dashur të pyes qysh në sekondat e para, kur kam hyrë në rezidencën Tuaj, por assesi të më vinte radha. Zonja Hënë i tha:

- Si unë ashtu edhe pasuritë e mija jemi në diskonim, që të përgjigjemi, Ju mik i dashur dhe nderuar mos druani, Ju vetëm pyetni. Diamanti duke menduar në atë vrimë që kishte parë, pak më parë tha:

- Zonja e nderuar detyra ime është, që të mësoj dhe të di sa më shumë për Ju dhe pasuritë e Juaja, kjo është porosia e zonjës, motrës së Juaj zonjës Tokë. Për sasitë e pasurive dhe ato ku ruani dhe në cilat vende?! Kjo pyetje zonjën Hënë aspak nuk e shqetësoi, prandaj ajo ia nisi:

- Unë mendoj se paska ardhur koha, që dikush t’i dijë sekretet e pasurive të mija. Prandaj, Ju mik i nderuar, urdhëroni dhe ejani pas meje, dhe të shikoni se çfarë kam ruajtur, por dhe krejt çka kjo PLAKUSHJA E KEQE. Diamanti shumë i gëzuar shkonte pas saj, pasi lartë poshtë e dinte atë vend dhe ato rrugë. Ai u frikua, kur zonja Hënë ashtu siç ecte dikur pa arsye u ndal, ktheu kokën kah Diamanti dhe s’ tha asnjë fjalë. Diamanti mendoi se ajo kishte hetuar se dikush pa lejen e saj, ka zbritur poshtë nëpër ato

korridore. Shumë i dëshpëruar priste që zonja Hënë, të ndërpriste vizitën, dhe kush dinte se çdo të ndodhte me te. Por zonja Hënë e hapi derën dhe menjëherë në dorë e kapi atë regjistrin e madh duke shikuar iu drejtua Diamantit:

- Në këtë regjistër i kam të regjistruara të gjitha pasuritë e mija. Këto korridore të drejtojnë në drejtimin e tyre dhe vendet e tyre. Trualli im është shumë i pasur, sidomos kodrina në afërsi të Detit të Qetësisë. Pastaj për të vazhduar në anën tjetër, që unë vetë i them “BAZENET E METALEVE”. Pas pak kohe ajo e hapi edhe një derë, ku krejt ai korridor shndriste, por jo nga poçet elektrik si në vendin tonë, të zonjës Tokë, por nga sasia e madhe e atij metali shndritës. Kështu zonja Hënë ia tregoi mikut të gjitha pasurit e veta si në pëllëmbë të dorës. Ato bisedonin duke e shfletuar regjistrin dhe duke ia sqaruar zonja Hënë të gjitha atë skica dhe plane të bëra shumë, shumë kohë më parë. Dikur zonja Hënë u lodh së tepërmi, prandaj i la që të shikonin krejt atë që i interesonte Diamantit duke i porositur që të mos bënin ndonjë dëm dhe vet shkoi që të pushonte.

Diamanti u nevrikos së tepërmi, kur në kokë i erdhi mendimi, që njeriu në truallin e zonjës Tokë jeton me mijëra vjet dhe as ai por as njeriu s’mësuan gjuhën e njëri tjetrit. Dikur mendoi se po ta dinte gjuhën e njeriut, ai shumë shpejt do t’ia sqaronte dhe atë njeriu do ta bënte përgjegjës për truallin e zonjës Hënë.

Ai shumë herë mallkoi Zotin, pse në atë vend ka dhënë aq shumë pasuri, por s’ka krijuar kushte për jetesë njerëzore. Në vetvete ndjeu një ngushëllim, kur mendoi për udhëtimet e shumta të njerëzve, duke menduar se mundohej që ta përhapte civilizimin e vet edhe nëpër vende dhe planetë të tjera. Diamanti mendoi se çdo të ndodhte po të kishte njerëz të tjerë nëpër YJE të GALAKTIKËS. Ky mendim iu kujtua duke menduar për korridoret dhe regjistrin e zonjës Hënë. Po të vinin ato popuj këtu në truallin e zonjës Hënë, me siguri se ato do të bënin një luftë shfarosëse! Po ashtu mendoi se ai po të dinte gjuhën e tyre, me atë oratori dhe ato dijeni që ka më sekretet e pasurive të zonjës Hënë, do të ndërmjetësonte dhe ato do të bënin një MARRËVESHJE, për të jetuar të dy në këtë vend, aq të pasur.

* * *

Diamanti kishte një kohë bukur të gjatë që ndodhej në truallin e zonjës Hënë, dhe assesi s’mundej të vinte në kontakt me zonjën Tokë dhe s’mundej të çlirohej nga mendimet e shumta. Kur një ditë të gjithë pushonin, ai në trup ndjente një shqetësim. Shqetësimin e tij e vërejti zonja Hënë, prandaj edhe

vendosi ti bënte ca pyetje vetëm e vetëm, pa prezencën edhe të vëllait të vet, që t'ia hiqte atë amull mendimesh. Ajo e pyeti shumë shkurt:

- A pushuat i dashur?! Ai u përgjigj:

- Po zonjë, kam pushuar. Zonja Hënë prapë vazhdoi:

- Çfarë mendoni për pasurit e mija dhe çfarë do të thotë njeriu i motrës sime.?! Ai iu përgjigj:

- Zonjë, sikur të dijë njeriu këtë që e di dhe e shohë unë, me siguri se me mish e me shpirt, do të mundohej që sa më parë të ndodhej në këtë vend të pasur. Tash më kujtohen fjalët e motrës Suaj, që shpeshherë, ajo i përsëriste: " Dikujt Zoti i ka dhënë bukuri, por atij tjetrit pasuri". Zonja Hënë pak e mërzitur e pyeti:

- Pse atëherë ai shkoi aq shpejt nga trualli im? Diamanti duke mos u menduar fare i tha:

- Zonjë, Ju mos mërziteni, ai për atë kohë sa qëndroi mbi sipërfaqen e truallit Tënd ka parë, aq shumë sa që dikush të qëndrojë me vite të tëra s'do ti shikojë. Për atë kohë të shkurtër, ndoshta edhe ka lënë shumë aparaturë me të cilët do të komunikojë prej truallit të zonjës Tokë. Ai për të qëndruar mbi truallin Tuaj akoma s'ka kushte, por një ditë ato të gjitha do t'i eliminojë. Zonja Hënën e habitur e pyeti:

- Ç' janë ato kushte, dhe ç' mundem unë të bëjë, apo të ndihmoj?! Për t'i ndihmuar unë besoj se pasuritë e mia janë të gatshme në çdo kohë. Ata sa e dëgjuan këtë fjalë të tërë pohuan me kokë. Pastaj Diamanti ia nisi:

- Zonjë e nderuar, një nga pengesat është ajri, pa ajër njeriu s'mundet të jetojë aspak. Ju pasuri të zonjës Hënë, me siguri s'dini ç' është, por një ditë, e ajo nuk është shumë larg do ta mësoni. Ata që erdhën në truallin Tuaj, ajrin e kishin rezervuar për një kohë të caktuar dhe të shkurtër. Ju i patë se ata ishin të ngarkuar, dhe atë që mbanin mbi shpinë ishin bombola të mbushura me ajër. Prandaj Ju mos mërziteni se ai një ditë, kur të vijë në truallin Tuaj njeriu do të rezervojë sasi të mëdha të ajrit. Zonja Hënë si dëgjoi këto fjalë e lumtur tha:

- Unë më jam e bindur se njeriu i motrës sime Tokë, shumë shpejt do të bëhet edhe banor i imi. Këtë mendim të saj, zonja Hënë priti ta pohojnë të gjithë, por ata heshtën, kurse Diamanti ishte zhytur në mendime, duke menduar se e kishte kryer detyrën bile me shumë sukses. Ai mendonte që me ardhjen e njeriut të parë ai duhej të kthehet dhe t'ia tregojë të atë që kishte parë zonjës Tokë. Ashtu i lodhur u mbështet në skaj të dhomës dhe shumë shpejt e mori gjumi.

Në dhomë mbretëroi një qetësi, pasi edhe të tjerët ishin mjaftë të lodhur dhe nuk shkoi shumë kohë të gjithë shkuan në botën e ëndrrave. Diamanti i lodhur dhe me shumë mendime, gjumi e zhyti në ëndërr duke parë ardhjen e

Anijes Kozmike dhe aterrimin e saj aty afër rezidencës së zonjës Hënë. U gëzua si fëmijë, por u gëzuan edhe të tjerët, por më së shumti Diamanti. Ai ishte afruar aty afër dhe kishte folur me kozmonautët dhe ekspertët, për të tërë atë që kishte parë në truallin e zonjës Hënë. Ai edhe vet habitej se prej kurrë e dinte gjuhën e tyre. Njeriu i kishte premtuar, për atë që ai shumë kohë më parë e kishte menduar të bëhet përgjegjës në truallin e zonjës Hënë! Duke u gëzuar u zgjua nga gjumi. Pa se rreth e rrotull tij të gjithë ishin në gjumë të thellë dhe të rehatshëm. U afrua te dritarja, por s'pa gjë, në të katër anët e kishte mbuluar terri i natës.

Diamantin tërë natës se mori gjumi, por as nuk e mbante më rezidenca e zonjës Hënë. Ai doli prej dhome dhe u drejtua në drejtim të pa njohur, pa mos e hetuar as rojet e zonjës Hënë.

Të nesërmen të gjithë u shqetësuan kur në vend të vet se panë Diamantin. Edhe zonja Hënë u mërzit si asnjëherë kurrë, duke menduar prapë se miku i ardhur do t'i bënte ndonjë të keqe. S'lanë vend pa kontrolluar. Zonja Hënë u bërtiste rojtarëve duke u kanosur me dënime të rënda. Pa humbur shumë kohë zonja Hënë i thirri të gjithë në rezidencën e saj, që të mbanin një mbledhje gatishmërie.

Pak para se të fillonte mbledhja në derë u paraqit miku i tyre zotëri Diamanti i zonjës Tokë dhe të gjithë njëzëri i thanë:

- Ku humbët i dashur, ne s'lamë vend pa kërkuar?! Por edhe zonja Hënë u mërzit së tepërmi. Ne të gjithë të ruajmë si sytë e ballit, pasi ti shumë herë edhe vet e thua këtë fjalë. Diamanti duke e përshëndetur zonjën Hënë, por edhe të tjerët ashtu duke i shikuar të gjithë i shqetësuar ia nisi:

- Zonjë e dashur dhe Ju miq të respektuar, unë në gjumin e kësaj nate ëndërrova një ëndërr, që sa më gëzoi aq edhe më dëshpëroi dhe trishtoi. Prandaj ngadalë dola prej dhome, që të mos ua prish gjumin dhe s'di se ku kam shkuar nëpër terr dhe s'di as se si jam kthyer! Njëri prej atyre instinktivisht tha:

- Ndoshta vallë, njeriu bëhet gati, dhe për pak kohë ato do t'i kemi në truallin tonë! Të gjithë e shikuan, me një ironi dhe duke mos ua vënduar aspak veshin fjalëve të tij, por edhe zonja Hënë nuk tha asnjë fjalë.

Ata vazhduan me shumë pyetje dhe përgjigje, por edhe zonja Hënë e revoltuar edhe njëherë ua tregoi rregullat e sjelljes në truallin e vet. Herë-herë në dhomë bëhej një qetësi varri, që zgjaste kohë bukur të gjatë. Pas fjalëve të zonjës Hënë asnjë nuk guxonte të hapte gojën. Ajo qetësi do të vazhdonte kushedi deri kur, po të mos hapej dera e rojtarit të zonjës Hënë. Rojtari si e hapi derën dhe pa përshëndetur tha:

- Sihariq zonjë! Duke e parë atë si dukej se u tremb dhe më s'tha fjalë tjetër. Të gjithë e shikuan të habitur. Zonja Hënë me një ton të ulët i tha:

- Të lutem vazhdo, për lajmin e mirë. Ai prapë i shikoi të gjithë si i turpëruar dhe më në fund shikimin e ndali te zonja Hënë duke i thënë:

- Prapë na vjen njeriu i zonja Tokë. Zonja Hënë e gëzuar duke harruar atë që kishte ndodhur me Diamantin tha:

- Unë u kam thënë se ato s'mundet t'i pengojë asgjë. Ato shumë shpejt do të bëhen banorë banor të mijë. Ashtu siç janë edhe të motrës Tokë. Derisa zonja Hënë i mbaroi fjalët dhe ato dolën prej rezidence, zhurma u ndal, por Anijen Kozmike e mbuloi një re pluhuri. Të gjithë u gëzuan, kurse Diamanti i zonjës Tokë, në vetvete kishte dyshimin dhe shumë herë mendonte se ndoshta përpara njeriut të zonjës Tokë, vjen ndonjë tjetër. Ai dyshoi se prej së largu s'mundi t'i lexonte ato germa që ishin të shkruara në Anijen Kozmike.

Të gjithë me padurim pritnin që ajo sa më parë të ndalet mbi truallin e zonjës Hënë. Por Anija bënte punën e vet, dhe me shumë maturi dhe precizitet ajo dhe kozmonautët i afroheshin truallit të zonjës Hënë. Pas një kohe Diamanti i lexoi germat dhe u vërtetua se ajo ishte Anija e zonjës Tokë. Shumë i shqetësuar edhe i gëzuar bërtiti:

- Gëzoheni shokë kjo Anije Kozmike së bashku me kozmonautët janë tanët. Unë Ju kam thënë se njeriu i zonjës së nderuar Tokë është i guximshëm. Duke iu drejtuar zonjës Hënë, por edhe të tjerëve u tha se ëndrrat atij përherë ia tregojnë ardhmërinë. Në ato momente mendonte se një ditë me siguri ai do të bëhet përgjegjës për pasuritë, që gjinden në truallin e zonjës Hënë.

Anija Kozmike u ndal, dhe prej filluan të dalin ca njerëz. Të gjithë e përshëndetën vendin, pasi nuk se ata me shumë kënaqësi i shikon zonja Hënë edhe atë më tërë pasurinë e vet, por edhe Diamanti i zonjës Tokë.

Diamanti i zonjës Tokë u habit kur i pa ata njerëz. Ai kur kishte ardhur në Anijen Kozmike kishte pasur vetëm një numër të vogël kozmonautësh. Kurse këtë radhë ata janë disa herë më tepër. Atë që pa e vërtetoi se njeriu i zonjës Tokë, kurrë s'heq dorë prej udhëtimeve Tokë-Hënë.

Kozmonautët pa humbur asnjë minutë, filluan të vendonin disa aparate mbi truallin e zonjës Hënë, aty në afërsi të Anijes Kozmike. Bënë një konsultim me ato që akoma s'kishin zbritur prej Anijes, por me siguri edhe me ekspertët në truallin e zonjës Tokë. Pastaj me shumë kujdes zbriti edhe njëri nga ekspertët, dhe me ca të tjerë, venduan mbi shpinë edhe nga një aparat, përveç atyre bombolave të mbushura me ajër dhe u nisën në drejtime të ndryshëm. Në një grup ishin tre veta dhe ata pas ca minutave u nisën në drejtim të KODRËS së URANIT. Të gjithë ecnin me një precizitet.

Njëri nga ata të grupit me tre veta, u kërrus dhe mori diçka në dorë. E shikoi bukur gjatë, pasta ua dha edhe të tjerëve. Njëri prej tyre nga një strajcë nxori një aparat të vogël, e shikoi pak dhe bërtiti:

- Shokë kjo copë që unë e kam në dorë është Urani! Lajmëruan ato që ishin në afërsi të Anijes Kozmike, dhe pas ca minutash filluan të bënin një vrimë me ata aparatet që i mbanin mbi shpinë. Njëri prej tyre me një aparat tjetër analizonte materialin që dilte prej vrimës, shkruante diçka në një fletore dhe grimca i fuste në strajcën e tij që e kishte mbi shpinë. Pasi mbaruan aty me hulumtimet, mblodhën aparatet, kurse aty venduan një shenjë dhe vazhduan rrugën.

Edhe kësaj here ata s'bënë shumë rrugë, aty në afërsi të shenjës që venduan, hasën në një vrimë, mjaftë të thellë. Shikuan dhe vërtetuan thellësinë e asaj me një aparat i shënuan të tëra në një fletore dhe bënë shumë fotografime.

Punët e tyre, përveç zonjës Hënë dhe pasuritë e saja, së bashku me Diamantin i shikonin edhe e tërë e zonjës Tokë, nëpërmjet të ekraneve televizive.

Zonjës Hënë akoma nëpër kokë i sillej ajo ëndrra e dikurshme dhe mjaftë e tmerrshme. Shumë herë mendonte vetëm për lirinë e saj, e sa për pasuritë thoshte në vetvete, le të bëjnë çka të duan, pasi edhe ata i kanë të drejtat e tyre, unë më tepër s'mundem,dhe s'di çka të bëjë!

Në shumë drejtime ekspertët i kryenin obligimet dhe detyrat e veta, edhe atë me shumë sukses. Ata të cilët shkonin në drejtim të Kodrës së Uranit ia filluan punës. Njëri prej tyre përherë mbante lidhje me njerëzit e Tokës, kurse të tjerët, përveç punëve bënin edhe shumë fotografime dhe incizime. Grimca të shumta të cilat i nxirrnin prej thellësive i futnin nëpër strajcat e tyre të veçanta.

Njëri prej tyre, që me siguri do të ishte edhe përgjegjësi i tyre, mori një copë topthi të dheut që doli prej një thellësie të madhe edhe atë pas një kohe, e vërejti mirë, edhe atë një kohë të gjatë, u vërtetua se ajo ishte po ashtu një copë Urani me një përqindje të lartë pastërtie. Lajmëroi përgjegjësit në Tokë duke u thënë se ato e kanë kryer punën me shumë sukses. Atje në Tokë ne duhej të gërmonim me muaj e vite për këtë topthi Uran, kurse këtu për pak kohë dhe shikoni çfarë pastërtie. Dikush prej tyre prej sukseseve, pak për të prishur qetësinë e zonjës Hënë tha:

- Shumë i pastër, tamam si lotët e grave tona, kur na përcollën në këtë rrugë të gjatë dhe me mjaftë përgjegjësi, por edhe shumë rreziqe, pas këtyre fjalëve të tërë qeshën, bile edhe gratë e tyre në Tokë që i dëgjuan.

Në truallin e zonjës Tokë lajmi i sukseseve te Kodrina e Uranit u përhap si me shpejtësi rrufeje.

* * *

Zonja Tokë, kishte një kohë të gjatë, që ishte strukur në afërsi të aparateve që mbanin lidhjet me ekuipazhin të kishin udhëtuar dhe ndodheshin në truallin e zonjës Hënë. Ajo me shumë kujdes ndiqte çdo bisedë të tyre, me njerëzit në truallin e vet, por edhe të atyre që ndodheshin në truallin e zonjës Hënë. Atë e dëshpëronte mosparaqitja e Diamantit.

Zonja Tokë me Diamantin s'kishte biseduar, prej ditës që ai ishte futur në Anijen Kozmike dhe kishte vazhduar rrugën e gjatë së bashku me ekuipazhin për në truallin e zonjës Hënë. Ajo ashtu e strukur dhe e zhytur në mendime, dëgjoi një bisedë jo të qartë. Veshët i bëri katër, duke menduar se ajo bisedë mundet të jetë edhe e zotit Diamant. Por shumë shpejt u përmirësua lidhje dhe ajo dëgjoi se ishte përgjegjësi i tërë ekuipazhit dhe nga njerëzit në Tokë kërkonte leje që ata të vazhdonin edhe për ca ditë vizitën në truallin e zonjës Hënë, pasi që tërë punët u shkonin shumë mirë. Lodhjen s'paskan ndier aspak, rezerva të ajrit dhe ushqime kanë edhe për një kohë bukur të gjatë. Ai gjithashtu kërkoi që Anija Kozmike që më ishte gati për t'u nisur për në truallin e zonjës Hënë të nisej sa më parë. Pas një konsultimi çdo gjë ishte në rregull, dhe duhej të veprohej sipas kërkesave të krye ekuipazhit.

Prej kësaj që dëgjoi zonja Tokë u gëzua shumë dhe shpresonte me kthimin e tyre do të kthehej edhe Diamanti. Duke shpresuar në lajme të mira nga motra e saj e mplakur dhe shumë larg, por kurrë të harruara. Në atë moment ajo u dëshpërua shumë sepse kur ishte nisur Anija asaj si kishte vajtur ndër mend që t'i dërgonte dhurata të shumta motrës së dashur,zonjës Hënë.

Zonja Hënë më ishte vërtetuar se njeriu i zonjës Tokë s'ka asnjë qëllim të keq për të dhe pasuritë e saja. Ajo e gëzuar i thirri të gjithë pasuritë në rezidencën e saj, së bashku me ta edhe zotëri Diamantin e zonjës Tokë. Pasi i përshëndeti, ua dha fjalën atyre që të thoshin pa asnjë droje të tërë atë që kishin për të thënë, për atë që kishin parë, dhe çka mendonin për njerëzit e zonjës Tokë. Në rezidencën e saj kurrë s'kishte pasur asi farë debati, me shtjellim mendimesh dhe me një liri të plotë. Të gjithë ishin habitur, por më shumë Diamanti i zonjës Tokë. Ai u gëzua se zonja Hënë më ishte bindur në fjalët e tija, por edhe prej asaj që kishte parë në truallin e vet. Pasi u shterën bisedat dhe mendimet, fjalën e mori zonja Hënë duke thënë:

- Unë jam shumë e kënaqur që prej të gjithë Jush kam pasur dhe kam shumë respekt. Jam e bindur se si për Ju ashtu edhe për mua do të jetë më mirë që të kujdeset njeriu i zonjës Tokë, që unë më i ndjej si nipër të mijë

dhe të mirë, të kujdesshëm dhe shumë të dashur në truallin tim. Prej këtyre fjalëve ata sa u gëzuan, aq edhe u dëshpëruan. Të gjithë njëzëri thanë:

- Zonjë e nderuar, Ju keni qenë, jeni dhe do të ngelni pronare e këtij vendi, por njëkohësisht edhe e jona. Ne jemi të bindur se edhe njeriu i zonjës Tokë ndaj Jush do të ketë një respekt të veçantë. Në atë moment u dëgjua një zhurmë dhe të gjithë me vrap dolën prej rezidence, që të shikonin se ç' ndodhte aty në të tyre. Kur ata dolën të gjitha filluan të shikojnë në drejtim të asaj zhurme, atje u ndal edhe një Anije Kozmike, e cila ishte nisur disa ditë më parë, prej truallit të zonjës Tokë. Për arritjen e saj u gëzuan si zonja Hënë me pasuritë e saj, po ashtu edhe Diamanti i zonjës Tokë, por edhe i tërë ekuipazhi i Anijes Kozmike, që kishte arritur përpara saj.

* * *

Diamanti i zonjës Tokë iu falënderua zonjës Hënë për mikpritjen e përzemërt. U përshëndet me të dhe me pasuritë e saja, e veçanërisht me vëllain e vet Diamantin. Ai u premtoi se shumë shpejt do të takoheshin përsëri.

I gëzuar doli prej rezidencës dhe u drejtua në drejtim të Anijes Kozmike. Me shumë mjeshtri dhe precizitet i afrohej saj, që të mos hetohej nga ekspertët u bashkua me materialet që ata kishin grumbullua dhe sa gjeti pak hapësirë, Diamanti u fut në Anijen Kozmike. Pasi u sigurua se nuk do ta hetonin ata të ekuipazhit, ai qetë rrinte në një skaj të Anijes, duke pritur sekondat e fundit për nisjen për në truallin e zonjës Tokë.

Derisa Anija Kozmike udhëtonte për në Tokë nëpër kozmosin e pafund, dhe çdo sekondë i afrohej truallit të zonjës Tokë, ekspertët të cilët ngelën në truallin e zonjës Hënë, me një entuziazëm të paparë kryenin detyrat e parashtruara. Njerëzit në truallin e zonjës Tokë, s'hiqeshin nga ekranet e televizorëve të tyre, por edhe të atyre kolektive. Duke parë ato mrekulli që në kohën e fundit bënin ekspertët e planetit të tyre, të quajtur TOKË.

Arriti koha dhe Anija Kozmike me materiale të shumta duhej të aterronte në vendin e caktuar. Kozmonautët dhe personeli tjetër i Anijes Kozmike e përshëndetën tërë njerëzimin e planetit Tokë me fjalët shumë emocionuese, dhe pastaj shkuan që të pushonin. Ekspertët i morën materialet u bënë disa analiza dhe dezinfektime dhe për pak kohë dolën përpara ekraneve televizive, duke treguar se në truallin e zonjës Hënë, ka shumë lloje të metaleve të cilat i nevojiten njeriut të planetit Tokë, dhe se ata janë me sasi të shumta dhe me cilësi të larta.

Dikush tha se planeti Hënë, vërtetë është një vend i shenjtë për njeriun, por jo më sekret misterioz, siç kemi menduar dikur me fe, por ndoshta edhe

me shkencë. Sot atë planet e kemi si në pëllëmbë të dorës, dhe secili dëshiron që ta vizitojë.

Kur ekspertët dhe përgjegjësit e Anijes Kozmike u larguan duke i shkyçur kamerat televizive dhe ato të radiolidhjeve, në afërsi të saj e vetmuar ngeli zonja Tokë. Ajo me padurim priste të paraqitej Diamanti, por ai priste një moment më të volitshëm dhe përshtatshëm, që të mos hetohej nga njeriu dhe i tërë mundi t'i shkonte kot. Zonja Tokë nga shqetësimi dhe nervozi sa s'luajti mendsh., duke menduar në jo përgjegjësinë e Diamantit, por pak lehtësohej kur mendonte edhe për ndonjë fatkeqësi, ose... kur më zonja Tokë kishte humbur të gjitha shpresat dhe e vetmuar filloi të largohet prej Anijes Kozmike, Diamanti bëri disa përpjekje dhe doli prej Anijes pa mos e parë apo sajuar asnjë nga ekspertët. Ai pa humbur kohë u drejtua drejt e në rezidencën e zonjës Tokë, ku ajo kishte arritur dhe ishte zhytur në mendime dhe kishte humbur çdo shpresë nga Diamanti. Ai u fut në dhomë dhe u ndal pa bë zë përpara saj, ajo as që e dëgjoi zhurmën e derës, por rojet edhe pse e panë nuk bënë zë që ta befasonin zonjë e nderuar. Diamanti kur e pa në atë gjendje u mërzit së tepërmi. Ngadalë u afrua më afër dhe i tha:

- Mirëdita zonjë e nderuar! Unë erdha ashtu siç shkova shëndosh e mirë, duke të sjell shumë lajme të mira për motrën tënde të nderuar. Atëherë zonja Tokë ngriti kokën dhe e habitur tha;

- I dashur Ju jeni përpara meje! Ah sa e lumtur që jam! Sikur edhe pak të mos kishit ardhur, ndoshta s'do të më gjenit në këmbë. Ju lutem më tregoni si kaluat! Diamanti duke e përqafuar i tha;

- Zonjë e nderuar, së pari unë Ju përqafoj dhe u puth në emër të zonjës Hënë, motrës së Juaj të nderuar dhe të respektuar, pasi ashtu kam porosinë. Ajo të kujton dhe të dërgon këtë LIBËR! Ajo së bashku me tërë pasurinë e vet më ka pritur shumë ngrohtësisht dhe tërë kohën kam qenë në shoqëri me të dhe tërë pasurit e saja. Në jetën e saj pas Jush unë kam qenë miku më i shtrenjtë, ajo është plakur sikur edhe Ju dhe më tregoi shumë për rininë Tuaj. Zonja Tokë pas këtyre fjalëve kaq të bukura i tha Diamantit:

- Të lutem më tregoni si në vendin e motrës sime?! Diamanti si mori frymë thellë dhe lirshëm iu përgjigj:

- Tash për tash, si për ne ashtu edhe për njeriun është pak vështirë atje s'ka gjallesa si në truallin Tënd., s'ka as ajër, lëvizjet njeriu i bënte me shumë vështirësi. Unë atje s'pashë asnjë pikë uji, e ku më lumenj e det si në truallin tonë. Zonja Tokë u mendua pak dhe prapë pyeti:

- Atëherë çfarë e tërheq njeriun trualli i zonjës Hënë?! Diamanti aspak s'u mendua dhe i tha ca fjalë si rrufeja:

- Zonjë e nderuar, njeriun e tërheq trualli i zonjës Hënë, ai është i pasur me shumë metale, edhe ata prej më të shtrenjtëve. Ata janë me sasi shumë të

mëdha, por edhe me cilësi të larta. Zonja Tokë prej gëzimit s'dinte çka të thoshte, ashtu e zhytur në mendime dikur tha:

- Ah sa do të isha e lumtur sikur tash në këtë pleqëri të thellë ta shikoja motrën time të dashur?! Atëherë Diamanti i tha:

- Me siguri Ju do të takoheni në një të ardhme të afërt. Të njëjtën dëshirë e kishte edhe zonja Hënë. Ju s'duhet të mërziteni dhe assesi të humbni shpresat! Një ditë Ju me Anijen Kozmike dhe me plotë nipër e mbesa do ta vizitoni motrën Tuaj dhe prej atje së bashku me zonjën Hënë do të vizitoni motrën AFËRDITË, por edhe vëllezërit e tjerë. Prej këtyre fjalëve zonja Tokë u habit së tepërmi dhe pyeti:

- Ju lutem, Ju edhe ata i keni parë atëherë pse heshtni, më tregoni. Diamanti pak i habitur i tha:

- Jo zonjë, unë si kam parë, por siç dëgjova edhe ata qenkan diku atje në afërsi të zonjës Hënë. Njeriu njëherë duhej të bëjë hulumtime në truallin e zonjës Hënë, aty të bëjë ca kushte për jetesë dhe dikur do të marrë rrugën e gjatë, por me siguri së bashku me Ju.

* * *

Në vitin 2062 njeriu i truallit të zonjës Tokë ishte përgatitur për një rrugë tepër të gjatë, që deri atëherë askujt si kishte ra ndërmend se njeriu i Zonjës Tokë, do të vizitojë aq vende të largëta, që ndodhen në Galaktikë. Edhe ky udhëtim si dikur, kur thoshin se së shpejti njeriu do të udhëtojë për në truallin e zonjës Hënë, shumë pak atë e besonin bile dikush edhe tallej. Por prej atyre njerëzish, edhe sot ka të gjallë, që në atë kohë me orë të tëra rrinin përpara ekraneve, që të shikonin atë mrekulli dhe të arriturat e njerëzimit. Në një tubim një plak i shtyrë në moshë tha:

- Unë për këtë udhëtim jam i bindur se ai së shpejti do të realizohet, dhe atë me shumë sukses, si atëherë kur njeriu udhëtoi për në Hënë. Unë i lutem Zotit, së pari për shëndetin e atyre ekspertëve, por edhe për shëndetin tim që me sytë e mi të shikoj edhe atë udhëtim, kaq shumë të pritur dhe të përfolur. Unë kam përjetuar shumë mrekulli në jetën time. Dikur ne deri në moshë madhore s'dinim shkrim e lexim, por edhe atë e mësuam, kurse tani fëmijët dinë edhe kur akoma s'u kanë dalë as dhëmbët e parë.

Përherë të parë kur njeriu shkoi në truallin e zonjës Hënë, ai u ndal siç i thoshin te “DETI I QETËSISË”. Ai edhe sot e kësaj dite ashtu quhet, por aty më s’është qetësi. Aty për çdo ditë aterrojnë Anijet Kozmike. Afër tij janë ngritur dhe ndërtuar shumë fabrika dhe shkritore të shumë metaleve. Gropat e dikurshme janë zëvendësuar me rrugë moderne, që në vend të asfaltit është përdorur një përzierje metalesh, dhe kurrë s’do të groposen si këtu në truallin tonë.

Në truallin e zonjës Hënë së shpejti do të mbarojë ndërtimi i aeroportit me emrin “HËNA”, i cili ndodhet në anën tjetër të Detit të Qetësisë dhe është disa qindra kilometra në largësi. Po ashtu në atë anë ndërtohej edhe SANATORIUMI i SËMUNDJEVE të KANCERIT.

Ekspertët në truallin e zonjës Hënë s’ndaleshin me hulumtimet e veta. Një ditë një grup, hasi në një vend që ata i habiti shumë. Deri në atë moment në atë vend s’kishte shkelur këmba e njeriut. Ishte një SHKËM ME NJË HYRJE, që në fillim dukej si një çarë shkëmbi, por duke hyrë në brendi aty panë se ajo është një RRUGË, që mbaronte me një DHOMË, që dukej sikur e ka punuar dora e njeriut. Ata filluan të dyshojnë se njeriu i zonjës Tokë s’do të ishte i pari që ka ardhur në truallin e zonjës Hënë!po ashtu thanë se në atë vend kurrë s’ka pasur lumenj, apo ujëra të tjerë që të bënin atë MREKULLI.

Njëri nga ekspertët gërvishti murin e asaj dhome, që ishte si llaçi që përdoret në truallin e zonjës Tokë, për suvatim të mureve. Ajo që i ngeli në mjetin e gërvishtjes, u konstatua se ishte një shtresë e hollë Ari. Ata u bindën se ai vend është basen i pashtershëm i Arit, por dhe ajo dhomë s’do të ishte e lindur nga ndonjë tërmet, por...?!

Ata pa humbur kohë u lëshuan asaj vrime, apo korridori në thellësi, që dikur ishte lëshuar Diamanti i zonjës Tokë. Njëri i cili ishte më i guximshëm, por edhe më kureshtar u largua prej shokëve dhe i pari arriti deri te ajo MREKULLI, dhe po ashtu pa shumë mrekulli, ai u step dhe s’mundi të kërkonte ndihmë nga të tjerët. Ai në çdo moment priste edhe atë më të keqen.. ai u bind se aty ka diçka MISTERIOZE. Shokët kur e panë se s’kthehej vazhduan rrugën në drejtim të tij, por dikur dha një piskamë për ndihmë, dhe që sa më parë ata të iknin se aty kishte diçka të pabesueshme dhe ndoshta mundet edhe t’ua merrte edhe jetën. Ata si dëgjuan piskamën ngurruan ne vend. Njëri u tha:

- Ç’ presim, shoku ynë është në rrezik, ejani pas meje, dhe u përgatitën për sulm me armët-aparaturën që kishin në rast rreziku. Ata sa u afruan, panë se shoku i tyre ishte në një gjendje të alivanosur. Pasi e lagën me pak ujë, që kishin për nevojat e tyre të etjes dhe i bënë pak erë flladitëse, ai erdhi në gjendjen e mëparshme. Kur e pyetën se ç’ kishte ndodhur, ai pa folur ua dha

atë FLETË të ALUMINIT, që dikur në dorë e kishte pas edhe Diamanti i zonjës Tokë. Në atë fletë ishin të skicuara të gjitha rrugët e pasurive të truallit të zonjës Hënë. Ata u vërtetuan se ato punime mbi atë FLETË ALUMINI s'ishin të punuara nga dora e njeriut. Ata u bindën dhe i kapi një panik se ishin futur në një LABIRINTH TMERRI, dhe se përpara tyre në truallin e zonjës Hënë kanë ardhur njerëz, që më për ata ishte e besueshme, por prej ku do të jenë dhe ku ndodhen,e assesi s'janë nga trualli i zonjës Tokë?! Ekspertët u zhytën në MISTERIN e asaj dite me plot ndodhi të pa besueshme, por për ta realitet. Ata bënin dhe analiza dhe jepnin mendime, por çdo mendim ngelte në errësirë.

Ata u zhytën në mendime saqë zhurmën që u bë disa herë se dëgjuan. Përpara se të niseshin në drejtim të daljes nga ajo vrimë, apo zgafelle misterioze, të tërë dëgjuan zhurmën që ishte përsëritur disa herë. U frikuan, pasi ata kurrë s'kishin pritur që në atë vend të kishte rrezik për njeriun, dhe ata të armatoseshin për raste të pa pritura. Ata mbanin diçka por as nuk u kishte ra ndër mend se mundet të vijë ndonjëherë jeta e tyre në rrezik. Por ja erdhi ai moment dhe ata duhej të mbronin vetveten, por edhe shoku-shokun. Ashtu ndejën një copë herë, por s'vërejtën gjë. Vendosën me një nervozizëm dhe trimëri të zbulonin atë zhurmë MISTERIOZE. Dikur thanë mos është ndonjë sugjestion, por në atë moment ata përsëri e dëgjuan atë zhurmë tmerri.

Të pajtuar me fatin dhe të vendosur filluan të kërkonin në çdo vend dhe çdo qosh të asaj dhome apo guve ose zgafelle sekretet e asaj zhurme. Ata s'dinin se ndodheshin në REZIDENCËN e zonjës Hënë! Ajo më ndodhej përpara tyre dhe i shikonte fytyrat e tyre të trembura, por dorën në zemër, edhe ajo, zonja Hënë u frikua pasi pa dashur asaj i ra ndërmend ajo ëndërr e tmerrshme e dikurshme.

Grupi i ekspertëve edhe pse bëri shumë kërkime, ata s'vërejtën gjë të rrezikshme. U konsultuan në mes veti dhe morën gjithë ato materiale, që i gjetën në rezidencën e zonjës Hënë. Ajo ishte e lumtur por s'guxoi të paraqitej, edhe ata me shumë kujdes dolën prej rezidencës së zonjës Hënë, duke mos ditur se ato i mbronte prej çdo rreziku tezja e tyre plakë.

Ekspertët shkuan nëpër zyrat e veta, dhe të gjitha atë që kishte ndodhur ua treguan edhe shokëve, por assesi të zbulonin atë sekret me plotë mistere. Më në fund të gjithë vendosën, që atë FLETË ALUMINI ta dërgonin për hulumtim në truallin e zonjës Tokë. Edhe atje u fol shumë për atë FLETË, por e lanë si gjë sekretë dhe të pa zbuluar, duke e vendosur në MUZEUN e gjërave me vlera të paçmuara.

Zonja Hënë, pasi u larguan ekspertët me planin e saj për pasuritë e atij trualli, u ul e qetë dhe shumë e gëzuar, që të pushonte duke menduar se ajo

do t’u shërbente atyre siç i ka shërbyer edhe asaj një kohë shumë, shumë të gjatë.

Punët në truallin e zonjës Hënë shkonin shumë mirë. Ato ditë mbaruan punët dhe depërtuan me tunelin e gjatë disa kilometra, në veri të aeroportit. Ato ishin të lumtur, sepse do t’u lehtësohen udhëtimet për në anën tjetër të kodrinës. Ekspertët gjetën edhe shumë sasi të një lloji të qymyri me cilësi të lartë. Ata kishin lajmëruar ekspertët në truallin e zonjës Tokë, dhe prej qymyrit kishin fituar dritën jeshile, për ndërtimin e termocentralit “DETI I QETËSISË”, që më vonë do të ndriçonte tërë atë vend.

* * *

Në truallin zonës Hënë dita-ditës, njeriu arrinte suksese të njëpasnjëshme. Kulmi i sukseseve në zbulimet më të reja ishte se njeriu me kombinimin e disa makinave dhe lëndëve, ai në truallin e zonjës Hënë përfitoi SHIUN e parë. Jeta e njeriut atje u bë shumë e përshtatshme se sa disa vite më parë.. në sanatoriumin e kancerit u shëruan shumë pacientë nga planeti i Tokës, dhe kjo sëmundje më s’kanosej me vdekje të sëmurëve. Bari i cili e zhduku këtë sëmundje ishte një kombinim i bimëve të cilat filluan të rriten në truallin e zonjës Hënë.

Gërmimet e hulumtuara në truallin e thatë dhe shkëmbor s’kishin të ndalur. Ekspertët me formimin e kushteve filluan të thellohen në brendi të truallit të zonjës Hënë. Prej thellësive ata nxirrnin një material i cili deri atëherë ishte i pa njohur për ekspertët. Ai material i shtyri që akoma të shkonin më thellë. Duke shpuar aparati dikur tregoi se për pak turjela do të arrijë në një shtresë apo sipërfaqe të burë, prandaj edhe duhej ndërprerë së shpuari me atë aparat për terrene me masë të fortë.

Ekspertët e habitur bënë ndërprerjen e të shpuarit dhe ndërruan aparatet me turjela më të dobëta dhe vazhduan punën, që sa më shpejt të vinin deri te ajo shtresë dhe shikonin se çfarë materiali do të dilte mbi sipërfaqe. Nuk shkoi shumë kohë dhe turjela arriti në shtresën e butë dhe aparati tregonte qartë, por ekspertët assesi t’u besojnë atyre. E hoqën aparatin shpues së bashku me turjelën, por vërtetë u habitën se edhe turjela ishte e lagur. Ata lëshuan një pompë, që deri atëherë u shërbente për thithjen e pluhurit. Pas një kohe ajo vërtetë mbi sipërfaqen e truallit të zonjës Hënë, prej një thellësie prej afër pesëmijedyqindenjëzetepesë metrash nxori pika e para të një lëngu të cilin s’kishin se si ta quanin përveç fjalës-ujë. Ata shumë shpejtë lajmëruan njerëzit-ekspertët në truallin e zonës Hënë, por edhe ata të zonjës Tokë. Prej asaj dite u përmbysën teoritë mbi të dhënat e përbërjes së truallit të planetëve, e në veçanti për truallin e zonjës Hënë.

Analizat që i bënë për ujin u vërtetua se ishte shumë i pastër dhe i shëndetshëm për pije të njerëzve. Prej asaj dite Anijet Kozmike të llojit të cisternave më ndërruan kahet. Prej Hëne në Tokë vinin të mbushura me ujin e Hënës, kurse në të kthyer ato i mbushnin me pije të ndryshme të Tokës.

* * *

Një ditë zonja Hënë doli në soditje të bukurive të natyrës. Ajo duke ecur u largua aq shumë sa që arriti te burimi i ujit, që prej disa ditësh njeriu e kishte nxjerrë mbi sipërfaqen e truallit të saj. Ajo u habit duke menduar se ndoshta nuk është në truallin e vet, apo është në gjumë dhe ëndërronte. Qëndroi një kohë në këmbë, pastaj u ul, dhe e habitur shikonte atë bukuri ku dilte uji i pastër.

E zhytur në mendime tha:

- Unë në këtë vend jam me mijëra vjet dhe kam menduar se jam pronare e çdo pasurie, por ja për gjënë më të vlefshme dhe më të çmueshme, kurrë s'kam pasur dijeni. Për ujin kurrë s' më kanë folur as pasuritë e mia. Njeriu i motrës Tokë erdhi përpara ca vitesh dhe i zbuloi të gjitha sekretet e truallit tim! Tash më kujtohen fjalët e Diamantit të motrës sime Tokë se njeriu i asaj është tepër i zgjuar. Unë më s'dyshoj se një ditë do të më gjejë edhe mua. Unë do të jem e lumtur, por ashtu si më thoshte Diamanti i motrës sime se unë do të jem zonjë dhe pronare e këtij vendi, por edhe e tërë pasurive që gjenden në brendi të truallit tim

* * *

Truallin që e nxirrnin prej brendisë së planetit  Hënë siç filluan ta thërrasin më vonë njerëzit, e shtruan me një sipërfaqe bukur të madhe, ku mbollën shumë kultura bimore. Pas një kohe njerëzit sollën edhe ca kafshë prej Toke, që në atë klimë rriteshin me shumë sukses, dhe qumështi i tyre ishte shumi i shëndetshëm.

Planeti Hënë mori një pamje me plotë gjallëri, e jo si dikur që s'kishte as njeri, disa intelektualë dhe ekspertë të lëmive të ndryshme, por në ditët e sodit, jetojnë disa miliona njerëz të moshave të ndryshme.

Njerëzit që jetonin në truallin e zonjës Hënë, dikush i thirrte: turistë, dikush NEJRËS të BOTËS SË RE, por më vonë me pajtim të tërë njerëzisë ata morën emrin NJERËZIT E PLANETIT TË HËNËS.

* * *

Gati asnjë pëllëmbë e truallit të zonjës Hënë s'ngeli pa shkelur dhe pa hulumtuar. Zonja Hënë atë e shikonte dhe shumë hidhërohej, por edhe gëzohej. Ajo ashtu e vetmuar në mesin e atyre njerëzve aq të mrekullueshëm ua dëgjonte bisedat dhe mendimet që përherë ishin qëllimmirë. Duke mos menduar më ta duronte vetminë, mori një guxim dhe u paraqit përpara njerëzisë.

Ata të cilët përherë të parë ranë në kontakt me zonjën Hënë ishin një grup ANTROPOLOGËSH, të specializuar për raste të veçanta, dhe pak kohë kishte që kishin ardhur në truallin e zonjës Hënë. Ata kishin ardhur, pasi përpara tyre një grup, po ashtu antropologësh, në truallin e zonjës Hënë kishin ndej një kohë të gjatë, dhe ata kishin hetuar diçka të MBINATYRSHME siç i kishin thënë ata.

Antropologët specialist, s'patën shumë vështirësi për gjetjen apo kontaktin me zonjën Hënë por as për t'u kuptuar në me veti, pasi që Ajo kishte vendosur të jetojë në mesin e tyre. Ajo për pak kohë ua tregoi historinë e biografisë së saj, motrës Tokë dhe tërë familjes së tyre.

* * *

Për pak kohë me ndihmën e zonjës Hënë ata ranë në kontakt edhe me motrën e saj, ZONJËN TOKË. Ato të dyja të përmalluara për njëra-tjetrën u përqafuan dhe i lutën të pranishmit, që ti linin një kohë ashtu të përqafuara në dhomë vetëm ato të dyja. Prej gëzimit ato duke qarë shpalosën kujtimet e fëmijërisë.

Antropologët së bashku me PARINË e të dy vendeve me padurim pritnin në dhomën tjetër, që sa më parë përsëri të fillonin bisedën me të dy motrat, ata siç thanë gjatë bisedës, se ajo që kishte ndodhur ato ditë dhe se i kishin përpara syve të vet, askurrkujt si kishte ra ndërmend se mundet të ndodhi një gjë e tillë. Sikur dikush të kishte folur për atë, që ato kishin parë, ata do të ishin shpallur si të çmendur.

Derisa motrat bisedonin të përmalluara, paritë e të dy vendeve vendosën që ditën e takimit të MOTRAVE ta shpallin si DITË FESTE të DY PLANETEVE. Këtë vendim përpara kamerave e lajmëroi për të dy planetët, KRYETARI I PLANETIT-TOKË. Ky lajm e gëzoi tërë njerëzimin si në truallin e zonjës Tokë, po ashtu edhe në truallin e zonjës Hënë. Këtë lajm të gjithë e pritnin me padurim përpara ekraneve të televizorëve.

Pas një kohe të gjatë, i tërë njerëzimi në ekranet televizive panë GJYSHEN dhe TEZEN e tyre të dashur. Të dyja përgjigjeshin në pyetjet që parashtroheshin. Më në fund zonja Tokë u tregoi për jetën e vet, bashkëshortin dhe përhapjen e njerëzimit në truallin që shkelnin ata.

Zonja Hënë u foli për HAPSIRËN e tyre të dashur, për motrën dhe vëllezërit e dashur, që kurrë si kishin parë. Ajo u foli edhe për vendin e vet, ku aty e shprehu dëshirën e saj që ajo të ngelte edhe më tutje si zonjë dhe pronare e atij trualli.

Njerëzit u premtuan se çdo gjë do të ngeli si më parë, dhe se ata kurrë s'do të përzihen në të drejtat e tyre. Për ekspertët, parinë dhe antropologët çdo gjë ishte e qartë, dhe ata u bindën se ato të dyja vërtetë janë të lindura BINJAKE, por ata se kishin akoma të qartë, për vendin siç e quanin dy motrat HAPËSIRA. Pas shumë kohe të hulumtimeve ata erdhën në përfundim, se dikur të dy ZONJAT, gjyshja dhe TEZJA e tyre kanë jetuar në Hapësirën e dashur siç e kujtojnë ato me shumë mall, ka qenë edhe ndoshta akoma është DIKU jashtë sistemit tonë DIELLOR.

Si kryetari i planetit Tokë, po ashtu edhe ai i planetit Hënë, përpara kamerave thanë se njerëzve u doli një detyrë mjaftë e rënë dhe e shtrenjtë. Ata në fund duke uruar suksese premtuan se do të vazhdojnë me hulumtimet dhe premtuan edhe shumë mjete...

* * *

Për nder të të dy motrave në truallin e zonjës Hënë u hap një shkollë, që e emëruan "FËMIJËT E HAPËSIRËS". Të dyja motrat u gëzuan duke menduar se për ato filloi një jetë e re.

Po ashtu njerëzit e panë të nevojshme që në truallin e zonjës Hënë të hapin një institut ASTRONOMIK SPECIAL, që deri atëherë s'kishte as në truallin e zonjës Tokë. Atje do të studionin studentët e të dy vendeve, pasi kushtet e vëzhgimit ishin më të favorshëm dhe të përshtatëm.

Ekspertët dhe konstruktorët të të dy planetëve, pas një kohe shumë të gjatë arritën të konstruktonin një anije me emrin " RRUGA E FËMIJËVE TË HAPËSIRËS". Me atë anije do të udhëtoni ekspertë, dy kozmonautë dhe të dy motrat., në rrugën më të gjatë, që prej kurrë eksiton njerëzimi. Ata së bashku u konsultuan dhe një ditë kërkuan leje, autoriteteve, që sa më parë të merrnin rrugën për vizitë të terë vëllezërve dhe motrës së tyre AFËRDITË.

Më në fund erdhi lajmi i mirë dhe ajo ditë, kur përpara ekraneve doli kryetari truallit të zonjës Tokë. Ai lajmëroi tërë njerëzimin e të dy planetëve, për kërkesat e zonjës Tokë, dhe zonjës Hënë,por edhe të kozmonautëve, në të bisedës ai tha kërkesat janë miratuar dhe se i tërë njerëzimi u dëshiron rrugë të mbarë, dhe një ditë të na kthehen të gjithë FËMIJËT E HAPËSIRËS.

* * *

I rërë njerëzimi numëronte sekondat  e fundit dhe pritnin me padurim fluturimin e Anijes” RRUGA E FËMIJËVE TË HAPËSIRËS”. Të dy motrat, ekspertët dhe kozmonautët u futën në kozmosin e pafund dhe me padurim pritnin që sa parë të arrinin te vëllai i tyre me emrin MARSI.

Anija së bashku me ta shumë shpejt arriti dhe hyri në orbitën e Marsit. Duke u afrua disa herë u rrotullua rreth tij, të dy motrat e panë se edhe ai ishte si dikur motra e tij zonja Hënë. Ato po ashtu u vërtetuan se edhe ai PRONAR i ati vendi.

Si bënë edhe disa orë udhëtimi, ata u ndalën pa ndonjë vështirësi në truallin e zotëri Marsit. Ai deri atëherë s’kishte parë diçka të tillë që të ndalej n[mbi truallin e vet, por iu kujtuan fjalët e ekspertëve të Hapësirës, se një ditë do të zbulojnë vende të pa banuara.

Sa u ndal Anija, u hap dera dhe të dy motra zbritën, pa ndonjë farë pengesash. Pastaj zbritën ekspertët dhe kozmonautët. Motrat pa humbur kohëra filluan detyrës, për ardhjen e tyre. Marsi që në fillim i ndiqte në çdo hap, por akoma s’ishte vërtetuar se ata s’kishin ardhur me ndonjë qëllim të keq, por as që dinte për motrat e veta. Motrat gjatë tërë kohës, duke kërkuar vëllain e vet flitnin fjalë shumë të mira.

Më në fund zotëri Marsi u bind se ato ishin në atë vend me qëllime të mira, prandaj ai vendosi t’u paraqitet. Ai doli përpara dhe u tha:

- Unë s’di kush jeni Ju, por Ju dijeni se unë jam pronar i këtij vendi, nëse më kërkoni mua, unë jam përpara Jush! Të dy motrat të përmalluara për vëllamë, të dyja një zëri thanë:

- Mars vëlla, ne jemi dy motrat Tuaja më të vogla! E përqafuan duke qarë si fëmijë të përmalluar. Ai u habit, prej ku ia dinin emrin dhe se deri atë ditë ai s’kishte ditur për motrat e veta.

Kozmonautët bënin punët e veta rreth Anijes, kurse ekspertët hulumtonin rrethinën në afërsi të Anijes. Zotëri Marsi edhe pse u bind në motrat e veta ai shumë herë dyshonte, prandaj edhe u bënte shumë pyetje. Ato s’ bashku kaluan disa ditë. Gjatë asaj kohe të dyja motrat i folën shumë për nënën, babanë, për Hapësirën e tyre të dashur dhe më në fund, për zënkat e prindërve. Atëherë zotëri Marsi me të vërtetë u bind se ato ishin motrat e tij. Ato të gjithë për një kohë shumë të shkurtër e shkelën të tërë truallin e zotëri Marsit, ai ua tregoi për të gjitha sekretet dhe fshehtësitë e veta, dhe më në fund u tregoi se diku afër tij ndodhet edhe e motra e tyre zonja AFËDITË, por ai kurrë atë se ka vizituar, por as edhe ajo atë?! Ai po ashtu u tha se ai me të kishte biseduar përpara shumë kohësh. Pas këtyre fjalëve të dyja motrat, por edhe ekuipazhi iu lut që edhe ai në atë moment të kapte lidhje me motrën e vet zonjën Afërditë. Ai me shumë dëshirë pranoi, por duhej të afroheshin në afërsi të një shkëmbi ku përherë të parë u ndal Anija e tyre.

Zotëri Marsi me pak mund, pas shumë kohësh mori në lidhje motrën e vet zonjën Afërditë. Ata u përshëndetën përzemërsisht duke pyetur për njëri-tjetrin. Zotëri Marsi i tregoi për vizitën që i kishin bërë dy motrat e tyre më të vogla. Edhe zonja Afërditë, prej fjalëve të fundit u habit shumë se kurrë s’kishte dëgjuar për ata. Zonja Afërditë në fund iu lut vëllait, me atë dashuri prej motre, që edhe asaj t’i bënin një vizitë sa më parë pasi ndjehej shumë e lodhur dhe rraskapitur në ato momente.

Kërkesën e motrës Afërditë, zotëri Marsi ua tregoi të gjithëve. Ata pas një konsultimi në mes veti vendosën lidhje me kompetentët në truallin e zonjës Tokë dhe në truallin e zonjës Hënë. Ata ua sqaruan edhe atë sihariq, që kurrë s’kanë ditur për fatin e FËMIJËVE të HAPËSIRËA.

Për pak kohë u konsultuan ekspertët e të dy planetëve dhe ua dhanë dritën jeshile për të vazhduar rrugën e gjatë nëpër kozmosin e pafund.

* * *

Anija Kozmike me emrin “ Rruga e Fëmijëve të Hapësirës” çante kozmosin në drejtim të zonjës Afërditë. Motrat me vëllamë shpalosnin kujtimet e tyre, ekspertët bënin punët e veta, kurse kozmonautët mendonin për PIKËN KRITIKE për t’u futur në ORBITËN zonjës Afërditë nuk shkoi shumë kohë ata pa asnjëfarë problemi dhe pengesash depërtuan në orbitën e zonjës Afërditë dhe për çdo sekondë ata i afroheshin truallit të saj. Për këtë sukses njerëzit ne të dy planetët u lajmëruan me shpejtësi rrufeje.

ILUSTRIM - FOTO

Anija aterroi në një fushë të gjerë, ku prej së largu i tërë ekuipazhi dyshonte se ai truall ënjtë i zonjës Afërditë. Pas aterrimit kozmonautët e hapën derën dhe njëri nga ekspertët doli i pari. Ai pa u konsultua me shokët që rrinin në Anije, por as me radiolidhjet e Tokës, a as ato të Hënës i hoqi bombolat e oksigjenit prej shpine. Ai u vërtetua se kushtet ishin si në truallin e zonjës Tokë. Të gjithë u gëzuan, hoqën teshat e fluturimit dhe u ulën që të pushonin, ashtu të lirë në lëndinën e bleruar dhe ajrin e pastër të zonjës Afërditë.

Zonja Afërditë prej së largu e kishte parë Anijen dhe më e dinte se me të vinte vëllain dhe dy motrat e saja më të vogla, që ajo kurrë s'kishte menduar se pas largimit të tyre, prindërve u kishin lindur edhe dy vajza binjake. Nuk shkoi shumë kohë ato u takuan dhe me përqafim të zjarrtë ato çmallën njëri tjetrin. Përqafimet ishin të zjarrta edhe në mes motrave me moshë më të thyer.

Zotëri Marsi i tregoi motrës edhe për njerëzit e ekuipazhit, që njëherë edhe u falënderua, se sikur të mos ishin ata edhe ai takim s'do të realizohej. Zonja Afërditë i pyeste për prindërit, vëllezërit tjerë, por edhe për Hapësirën e tyre të dashur!

Të dy motrat i treguan të vërtetën dhe kur janë ndarë prej tyre s'u kanë thënë as lamtumirë. Derisa ato bisedonin, kozmonautët bënë përgatitjet e fundit dhe u dhanë shenjë që të zinin vendet në Anijen "Rruga e Fëmijëve të Hapësirës". Me ta për në truallin e zonjës Tokë do të udhëtonte edhe zonja Afërditë.

Ky lajm u prit me një gëzim të madh. Zonja Afërditë në trup ndjente një gëzim dhe një lumturi të pa përshkruar, për vizitat që do t'i bënte tërë njerëzimit.

Për nder të kësaj vizite, në të gjitha shtetet ku bëhej luftë, KRYETARI i tërë njerëzimit dha urdhër që ato të ndalen dhe në " SALLËN E PAQËS", të tubohen të gjithë kryetarët e shteteve.

Derisa ato bëheshin gati të pritnin miqtë më të dashur në tërë rruzullin tokësor, Anija i afrohej truallit të zonjës Tokë, që pritej me padurim nga njëzet miliard njerëz.

Gjatë udhëtimit ato s'patën asnjë problem dhe nuk ishin edhe aq të lodhur, prandaj pas disa orësh të aterrimit në "Sallën e Paqes" u paraqitën të tria motrat dhe zotëri Marsi. Aty i pritën të gjithë kryetarët e shteteve me duartrokitje të fuqishme përshëndetën hyrjen e tyre. Në emër të të gjithëve i përshëndeti KRYETARI i tërë njerëzimit, pastaj duke u përkulur përpara tyre, fjalën ia dha zonjës Tokë. Ajo me një kënaqësi të madhe doli në foltore, atëherë në sallë u bë një rrëmujë nga duartrokitjet e gjata dhe të fuqishme. Pasi pushoi rrëmuja, zonja Tokë ia nisi:

- Të nderuar nipër, mbesa, motra dhe t'i vëlla i nderuar, ja erdhi momenti që t'i harroj të gjitha vuajtjet e mia. Jam tepër e lumtur që mu dha rasti të dal përpara tërë njerëzimit, t'i përshëndes dhe të them amanetin dhe dëshirën time të fundit. Ajo është: që në truallin tim shumë të dashur, kurrë të mos ketë luftë dhe çdo njeri në të katër anët e botës të jetë i lirë dhe i lumtur, dhe shpresoj që sa më parë t'i shohë edhe vëllezërit e tjerë. Pas fjalëve të zonjës Tokë, me përshëndetje e tyre u paraqitën edhe zonja Hënë dhe zotëri Marsi. Kryetari i tërë njerëzimit dhe i tërë shteteve fjalën ia dhe edhe zonjës Afërditë, por ajo s'deshi të thotë asnjë fjalë, pasi ishte shumë e emocionuar. Por në sallë të gjithë të pranishmit u ngritën në këmbë duke duartrokitur dhe kërkuar që edhe ajo të thoshte ca fjalë. Kur pa se s'kishte tjetër rrugëdalje zonja Afërditë, doli në foltore dhe i tha ca fjalë. Pastaj e mori fjalën kryetari i tërë botës:

- E nderuara gjyshe dhe Ju miq të respektuar. Jam shumë i lumtur që njeriu ka bërë shumë mrekullia, por këtë që sot e kemi përpara është kulmi të gjithë MREKULLIVE. Kjo ditë do të jetë më me vlerë në "HISTORINË E BJERËZIMIT". Unë betohem përpara Jush miq të respektuar se kurrë më në truallin e zonjës Tokë s'do të ketë luftë. Në emër të të gjithë kryetarëve urdhërojë që në afat sa më të shkurtër, çdo gjë që është rrënuar të ndërtohet. Pas këtyre fjalëve të bukura prej kryetarit i cili në gjak kishte vetëm luftën dhe robërinë njerëzore, në sallë pati një duartrokitje të gjatë dhe të fortë. Por edhe në tërë botën kishte urime për atë lajm, që askush se kishte pritur që prej gojës së atij kryetari. Atëherë zonja Afërditë u afrua afër foltores dhe e përqafoi nipin e dashur për ato fjalë aq të bukura dhe premtuese.

Gati të gjithë të pranishmit dolën në foltore dhe të gjithë përkrahnin fjalët e kryetarit. Si mbaroi ai ceremonial, zonja Tokë me vëlla Marsin dhe të dy motrat shkuan në rezidencën e saj. Zonja Tokë u foli shumë për truallin e vet dhe pastaj ato të gjithë bënë edhe një shtije nëpër gjithë shtetet e truallit të saj. Si zotëri Marsi, po ashtu edhe dy motrat u befasuan nga ato mrekullia, që në truallin e zonjës Tokë kishte bërë njeriu. Ato u befasuan kur nëpër shumë vende të truallit shikonin njerëz me ngjyra të ndryshme, pasi ato sa mbanin në mend në Hapësirën e tyre njerëzit kishin vetëm një ngjyrë.

* * *

Zonja Tokë me vëllain dhe dy motrat ishin kthyer nga vizitat e shumta që bënë në vendin e saj, dhe pushonin në rezidencën e saj. Vetë kryetari i tërë njerëzimit me disa më të afërt të tij, shkuan në rezidencën e zonjës Tokë, përpara saj u përkul me një nderim të thellë dhe me shumë kënaqësi e thirri,

që të merrnin pjesë në MBRËMJEN AKADEMIKE, që do ta mbani në SALLËN E PAQES.

Gjatë kësaj kohe që zonja Tokë shëtiste me të afërmit e kozmonautët dhe ekspertë të tjerë i bënë një kontroll gjeneral Anijes me të cilën do të udhëtonin në rrugën më të gjatë të të gjithë kohërave.

Zonja Tokë së bashku me të afërmit e saj këtë lajm kaq të pritur e dëgjuan, në MBRËMJEN AKADEMIKE nga vetë kryetari i tërë njerëzimit. Me të vërtetë ky qe një lajm gëzimi, që si zonjës Tokë ashtu edhe zonjës Hënë së bashku me zonjën Afërditë dhe zotëri Marsin e përshëndetën me lot gëzimi.

Derisa ende s’kishte mbaruar Mbrëmja Akademike, atyre u erdhën shumë telegrame urimi nga të katër anët e rruzullit tokësor. Telegramet i dërgonin njerëz të profesioneve të ndryshëm, por kishte edhe nga kryetar shtetesh, të cilët s’kishin mundur që të merrni pjesë në atë Mbrëmje Akademike.

* * *

Derisa Anija me emrin “Rruga e fëmijëve të Hapësirës” ngjitej lart në qiellin e pafund, nga trualli i zonjës Tokë dëgjoheshin fjalët:

\- Rrugë të mbarë, prapë të na vini, ne ju duam. Ju ishit at që qetësuat epshet e shumë kryetarëve! Ju e vlerësuat njeriun si njeri! Rruga e mbarë herën tjetër na i sillni edhe vëllezërit tjerë. Derisa shumë banorë të shumë shteteve bënin kësi urimesh, Anija me kozmonautët, disa ekspertë me të tria motrat dhe zotëri Marsin u zhdukën në kozmosin e pa fund.

Njerëzit e planetit Hënë, për lajmin e vizitës, që do t’i bënte Anija kozmike “Rruga e fëmijëve të Hapësirës”, Detin e Qetësisë e stolisën me flamuj feste.

Në truallin e zonjës Hënë ato qëndruan disa ditë. Aty bënë shumë pyetje si zonja Afërditë, po ashtu edhe zotëri Marsi. Zotëri Marsi, po ashtu edhe zonja Afërditë pyetën;se kurrë njerëzit do të shkonin në truallin e tyre dhe të bënin atë që kishin bërë në truallin e zonjës Hënë dhe të zonjës Tokë? Shkencëtarët dhe ekspertët u premtuan se ajo do të jetë një kohë shumë e shkurtër.

Edhe zonja Hënë i shëtiti shumë vende, dhe më në fund ua tregoi edhe rezidencën e vet, ku edhe pushuan.

Ekspertët e truallit të zonjës Hënë i bënë një kontroll gjeneral Anijes dhe disa artistë që jetonin në truallin e zonjës Hënë, bënë shumë dekorime dhe

vizatime në ballin e saj, ata po ashtu edhe i shkruan emrat e tri motrave dhe të tërë vëllezërve të tyre.

Deti i Qetësisë ishte i mbushur përplot njerëz dhe i dekoruar me flamuj e mbishkrime të ndryshme. Në mesin e tyre ndodhej Anija Kozmike e gatshme për udhëtim. Nuk shkoi shumë kohë, në afërsi të saj Kryetari i truallit të zonjës Hënë mbajti një fjalim rasti. Po ashtu edhe para se të niseshin në rrugën e gjatë, të pranishmit i përshëndetën: zonja Hënë, zonja Tokë, zonja Afërditë dhe më në fund edhe zotëri Marsi.

I tërë ekuipazhi ishte i vendosur në bordin e Anijes dhe të gatshëm pritnin në vendet e tyre të vendosen të tria motrat dhe zotëri Marsi, dhe të niseshin për në rrugën më të gjatë, që njihte njerëzimi në ekzistimin e tij të një periudhe shumë, shumë të gjatë.

Anija Kozmike çante rrugën nëpër kozmosin e pafund, dhe çdo sekondë i afroheshin truallit të zotëri Marsit, ku do të ndaleshin disa orë për pushim dhe do të vazhdonin për në truallin e zonjës Afërditë.

Aterrimi në truallin e zonjës Afërditë n u bë shumë shpejt dhe pa pengesa. I tërë ekuipazhi dhe ekspertët me lejen komanduese nga trualli i zonjës Tokë vendosën që aty të rrinin disa ditë. Ajo shumë shpejt përgatiti një drekë, me specialitete të truallit dhe traditës së saj.  Të gjithë habiteshin me bukuritë dhe pasuritë e truallit të zonjës Afërditë. Aty ishin kushtet më të mira, dhe shumë pak dallonin me ato të në truallin e zonjës Tokë.

Një gjeolog do të shkruaj në ditarin e vet: “ Këtë që kam parë në truallin e zonjës Afërditë, dhe këto pak hulumtime, që arritëm t’i bënim, që shumë na ka ndihmuar zonja Afërditë, pasuritë e saj, që për ne akoma shumë metale janë të panjohura. Sikur në planetin Tokë, këto pasuri t’i kishim me sasi me qindra herë më pak, në planetin Tokë kurrë s’do të kishte vobekësi. Ky vend shumë shpejt duhet të popullzohet”.

Të gjithë dëshironin të rrinin edhe ca ditë në truallin e zonjës Afërditë, por s’u premtonte koha dhe me Anijen e tyre u drejtuan për në truallin e zotëri JUPITERIT.

Rruga edh pse shumë e gjatë, atyre u shkoi shumë shpejt, pasi gjatë tërë kohës bisedonin për begatitë e truallit të zonjës Afërditë. Kozmonautët dhe ekspertët e fluturimit ishin shumë të saktë, prandaj edhe në këtë udhëtim s’patën probleme me PIKËN KRITIKE, për t’u shkëputur nga orbita e fluturimit, për të depërtuar në ORBITËN E ZOTËRI JUPITERIT.

Në truallin e zotëri Jupiterit s’kishin kushte si në planetin e zonjës Afërditë. Aty duhej të ishin shumë të kujdesshëm, dhe assesi të largoheshin nga njeri tjetri. Bombolat e ajrit duhej përforcuar mirë për trupi.

Për të kërkuar zotëri Jupiterin nga Anija u larguan të tria motrat dhe zotëri Marsi. Kurse ekspertët dhe gjeologët në afërsi të Anijes bënë ca

hulumtime, por trualli ishte shumë i fortë, por ata ishin të vendosur dhe mirë të përgatitur. Si i bënë disa vrima, mbushën strajcat me materiale, dhe u afruan te Anija. Aty u takuan me vëllamë e dytë të të tria motrave, zotëri Jupiterin. Edhe ai ishte mjaftë i habitur, pasi kjo që i ndodhi atë ditë ai kurrë se kishte menduar. Ato bisedonin dhe përqafoheshin tamam si fëmijë të përmalluar.

Edhe ky lajm u prit mirë si në planetin e Hënë, po ashtu edhe në planetin Tokë. Zonja Tokë ia sqaroi mirë qëllimin vëllait të vet zotëri Jupiterit. Ai u gëzua dhe me padurim priste që të niseshin për te vëllai i tyre, zotëri URANI.

Dukej se edhe Anija Kozmike ishte e gëzuar, pasi që ajo për çdo udhëtim pasurohej edhe një person të përmalluar. Anija shumë lehtë depërtonte nëpër kozmosin e pa shkelur kurrë. Kurse motrat e përmalluara s'ndaleshin me pyetjet e shumta, por edhe zotëri Jupiteri bënte shumë pyetje interesante. Atij më shumë i interesonte jeta në truallin e zonjës Tokë., por edhe për zhvillimin e shkencës dhe teknikës. Atij, pas një kohe iu kujtua se dikur paska udhëtuar me një ANIJE të njëjtë, siç ishte ajo që ishte në brendi të saj.

Si depërtoi Anija Kozmike në ORBITËN e zotëri URANIT, zotëri Jupiteri tha:

- Ne tani jemi në hapësirën e vëllait tonë. Atë moment i tërë ekuipazhi i ekspertëve u habit. Zotëri Jupiteri e vërejti habinë e tyre, por edhe një shqetësim te ata. Ai u foli edhe atë s'dinte për truallin e vëllait të vet, vetëm e vetëm që ata ti qetësonte.

Rreth truallit të zotëri Uranit ata bënë disa rrotullime dhe më në fund Anija Kozmike pa shumë vështirësi u ndal në një fushë të gjerë, me terren shumë të fortë. I ndalën disa nga motorët, uruan njëri tjetrin për suksesin dhe një kohë të shkurtër qëndruan në Anije, duke shikuar nëpër dritaret e saj. Pastaj e hapën derën e Anijes, por nuk hetuan ndonjë ndryshim në bordin e saj. Zotëri Jupiteri duke shikuar tha:

- Ju lutem më lejoni që unë i pari të zbres në truallin e vëllait tim! Atëherë me anë të radiolidhjeve u paraqitën prej komandës së fluturimit nga planeti i Tokës me plotë urime për suksesin, duke u thënë se çdo gjë është në rregull, dhe se ata i ndjekin shumë mirë dhe kartë gjatë tërë udhëtimit, pa asnjë vështirësi. Sa u ndërpre lidhje, kryesori i Anijes i lëshoi shkallët për në truallin e zotëri URANIT, atëherë zotëri Jupiteri me shumë kujdes dhe mjeshtri shkeli në truallin e vëllait të vet. Ishte një befasi për të gjithë ata pse ai truall aq i LËMUAR.

Të gjithë ato nëpër truallin zotëri Uranit ecnin me një kujdes të veçantë, por nuk u kanosej ndonjë rrezik dhe befasi e paparaparë. Gjeologët në disa

vende shkëputën copa nga trualli i tij dhe çdo copë që e shkëputnin reflektonte të njëjtat rreze. Ata lajmëruan përgjegjësin në truallin e zonjës Hënë dhe u pastaj u bashkëngjitën me të tjerët për të kërkuar zotëri URANIN.

Kur Anija Kozmike aterroi në truallin e tij, zotëri Urani ishte në gjumë, pasi atë ditë e kishte pasur shumë të lodhshme. Atij sa i doli gjumi vërejti se dikush ecte nëpër truallin e tij. Në fillim pak u tremb, pasi kjo ishte hera e parë që ai të vërente një gjë të tillë. Duke u afruar ai e njohu vëllain e vet, zotëri Jupiterin, duke menduar se me të do të jenë edhe vëllezërit e tjerë. Atëherë nga gëzimi humbi edhe kontrollin dhe filloi të bërtas:

- Vëllezër të dashur ndaleni, Jupiter unë jam shumë afër Jush. Unë jam vëllai i Juaj Urani. Ata i dëgjuan fjalët por nuk shikonin njeri aty afër. Zotëri Urani ishte ngjitur në një shkëmb ku prej aty shikonte të tërë terrenin si në pëllëmbë të dorës. Pritën një kohë që zotëri Urani të dilte përpara tyre, por ajo nuk ndodhi. Prandaj zotëri Jupiteri u nis në drejtim, prej nga vinin fjalët, që pak më parë i dëgjonin. Sa u afrua te shkëmbi pa trupin e vëllait të shtrirë për trualli. Atij iu kujtua se zotëri Urani nga gëzimi i kishte ra të fikur, pasi këtë mani e ka pasur qysh në fëmijëri. Me ca përpjekje, personi i ekuipazhit që kishte dijeni të medicinës e ktheu në vete. Së pari u përqafua me zotëri Jupiterin e më pas edhe me të tjerët. Zotëri Jupiteri i tregoi për motrat e tyre më të vogla, ekuipazhin dhe më në fund edhe për qëllimin e atij udhëtimi aq të gjatë dhe të mundimshëm. Zotëri Urani e falënderoi të tërë personelin e Anijes Kozmike. Shumë herë përsëriti se nga vetmia ishte lodhur së tepërmi. Secilin e shikonte me dashuri dhe përmallim. Dikur hyri në mes të motrave dhe u tha:

- Motra të dashura gjëja më e keqe për njerëzimin është vetëm lufta. Në fillim kur kam ardhur këtu jetonin miliona njerëz, por lufta e tmerrshme ATOMIKE, shfarosi çdo gjë të gjallë në këtë vend kaq të bukur dhe aq të pasur. Unë as vet nuk di si kam ngelur i gjallë. Pse më dënoi Zoti?! Të tria motrat duke e puthur dhe ledhatuar si fëmijë i thanë:

- Prej sot më kurrë s’do të jesh i vetmuar! Ne do të jemi përherë me Ty vëlla. Zonja Afërditë i tregoi për qëllimin e vizitës, se së shpejti do ti takonin edhe vëllezërit tjerë. Prej këtij lajmi ai u gëzua tepër. Atëherë njëri nga ekspertët i tha se tërë punët deri aty u kishin shkuar sipas planifikimit, dhe më në fund e pyeti:

- Zotëri Uran, a do të vini edhe Ju me ne?! Ai shumë shpejt u përgjigj:

- Po si jo, unë këtë ditë e kam pritur, kështu më s’jetohet! Ekspertët i bënë edhe ca pyetje për truallin e vet. Ai u tregoi të gjithë atë që dinte e në fund u tha:

- Ky vend nuk është i shkretë, po të doni ejani pas meje dhe do të shikoni ku unë e kam kaluar jetën time. Nuk ecën shumë, dhe ata arritën në Rezidencën e zotëri Uranit. Prej aty shikuan të gjithë pasuritë e zotëri Uranit, edhe atë si në pëllëmbë të dorës. Duke i shikuar zotëri Urani u tha"

- Këto pasuri duheshin atëherë kur ky vend ishte i banuar me plotë njerëz, kurse tani ato duhen në vendin Tuaj! Këto pasuri mua dhe Juve na duheshin në Hapësirën tonë të dashur, por atëherë na mungonin edhe kafshatat e gojës. Një ditë do të vdes, por s'di pse jetova?! Asnjëri prej tyre s'dinte çfarë ti thoshte. Të gjithëve prej fjalëve të tij sytë iu mbushën me plotë lot.

Gjeologët dhe tërë ekipi i ekspertëve, me atë që dëgjuan prej zotëri Uranit por edhe prej hulumtimeve të veta ishin shumë të kënaqur, prandaj me një konsultim të përbashkët, ata vendosën, që të vazhdonin rrugën e gjatë për në truallin e zotëri SATURNIT. Atyre me shumë dëshirë dhe premtime të shumta iu bashkëngjit edhe zotëri Urani. Në Anijen Kozmike ata treguan për vuajtjet dhe të kaluarën e tyre, shpeshherë edhe mërziteshin, dhe sytë e tyre mbusheshin plotë lot. Zotëri Urani, për nga natyre ishte shumë i çelur dhe çdo heshtje me shakatë e veta i kthente në gjallëri.

Udhëtimi zgjati mbi tridhjetë orë, sipas llogarisë së njerëzve të planetit të zonjës Hënë. Edhe në këtë udhëtim s'pati probleme, pasi në pikën KRITIKE, lidhjet me ekspertët e truallit të zonjës Hënë i mbanin të pa shkëputura. Edhe truallit të tij i bënë disa rrotullime, dhe në momentin e përshtatshëm Anija Kozmike aterroi në një fushë të gjerë të truallit të zotëri SATURNIT. Edhe kësaj here i pari zbriti zotëri Jupiteri. Hapin e parë që e bëri në truallin e zotëri Saturnit ai filloi të fliste:

- Vëlla Saturn, na jemi të bindur se ti na shikon, ashtu siç shikojmë ne truallin tënd. Ne s'të kemi harruar, por edhe ti neve me siguri se JO. Ti me siguri i mban mirë në mend fjalët e babait kur në ditën e nisjes për rrugën e gjatë të kurbetit na tha:

- Fëmijë të babait Ju sot niseni në rrugë të gjatë për në kurbet, dhe për të gjithë Ju kjo është hera e parë që largoheni prej shtëpisë. Mendoni se një ditë prapë do të ktheheni në këtë shtëpi, por ndoshta atëherë do të jeni të lumtur dhe të pasur... sot vëlla erdhi ajo ditë që ne të takohemi me Ju. Pastaj në truallin e zotëri Saturnit zbritën edhe të tjerët. Ata ecën rreth e rrotull Anijes Kozmike, por edhe aty s'gjetën gjë të gjallë. Në pamje të parë trualli i zotëri Saturnit s'dallonte shumë nga ai i zonjës Hënë.

Zotëri Saturni Anijen Kozmike e kishte vërejtur, që prej se ajo kishte hyrë në orbitën e tij, dhe me padurim priste atë gjë – trup të aterronte në truallin e vet. Duke menduar në dijetarët e Hapësirës së dikurshme, pasi ata shumë herë në atë kohë kishin thënë se ne do të zbulojmë vende të reja banimi. Ai sa i dëgjoi fjalët e zotëri Jupiterit, iu kujtua zëri i tij kumbues.

Edh zotëri Saturni u gëzua shumë nga kjo vizitë, sa që edhe atij i ra të fikur. Ata ecën nëpër truallin e tij, por e tërë ajo ecje ishte e kotë. Dikur zotëri Jupiterit iu kujtua, dhe ai vet u drejtua drejt një shkëmbi, që s'ishte shumë larg tyre. Atje e gjeti të shtrirë, dhe pa vetëdije. I thirri edhe të tjerët, por askush s'guxonte ta prekte, përveç atij që i cili kishte dijeni nga medicina. Ai i bëri disa përpjekje por edhe ato ishin të kota. Dikur ai e nxori një matara me ujë dhe e stërpiku. Nuk shkoi shumë kohë ai erdhi në vetvete-vetëdije dhe menjëherë e njohu vëllain e vet të dashur zotëri Jupiterin. Ata të dy u përqafuan shkëmbyen disa fjalë, dhe pastaj zotëri Jupiteri i tregoi për të tjerët. Ai duke qeshur i tha zotëri Jupiterit:

- Jam shumë i lumtur, që Ju jeni afër meje, por do të më i lumtur që të më kishit lënë edhe pak me atë ëndërr të bukur, që ëndërroja për Hapësirën e dashur, kush dinë pas sa vjetësh, ndodhesha mbi urë te lumi plotë ujë dhe freski, që kalonte aty afër shtëpisë sonë. Atëherë njëri nga kozmonautët ia dha mataren e vet me plot ujë të ftohtë, duke i thënë:

- Urdhëroni zotëri, ky ujë është nga lumenjtë, që të tërë gjallesat i mbajnë të gjalla! Zotëri Saturni e mori dhe duke i përshëndetur të gjithë e piu ujin e matares për fund. Atëherë kozmonautët dhe ekspertët së bashku me të tjerët, nga një matare tjetër pinë nga një gotë alkool, që kjo ishte hera e parë të pinin në atë rrugë të gjatë. Të gjithë ishin të gëzuar, ai gëzim do të vazhdonte, por e ndërprenë radiolidhjet që vinin prej truallit të zonjës Hënë.

Zotëri Saturni u gëzua shumë kur dëgjoi për motrat dhe qëllimin e ardhjes së tyre. Ai pasi s'deshi të humbnin shumë kohë u tha të shkonin në Rezidencën e tij. Në rezidencën e vet kishte shumë dekorata dhe çdo njërit i dha nga një për kujtim nga vendi i tij. Aty edhe pushuan pak, por bënë edhe shumë hulumtime.

Në truallin e zotëri Saturnit, me anë të radiolidhjeve dhe aparaturës ta bënë edhe një kontroll të përgjithshëm Anijes Kozmike. Pas disa orësh i thirrën të zinin vendet në Anije, por tash atyre do t'u bashkëngjitej edhe zotëri Saturni, dhe të tërë do të vazhdonin rrugën për në truallin e zotëri MERKURIT.

Në bordin e Anijes ndihej një atmosferë festive. Ato qeshnin, bile shumë herë edhe këndonin. Herë-herë zotëri Urani me fjalorin e vet plot humor i bënte që të qeshnin me minuta të tëra. Të gjithë të pranishmit në bordin e Anijes ndjeheshin si një familje. Pa hetuar të tjerët, përveç pilotit kryesor dhe disa ekspertëve që ishin direkt të lidhur për aterrimit, Anija Kozmike aterroi në truallin e zotëri MERKURIT.

Të gjithë zbritën prej Anijes Kozmike, shikuan në të katër anët e truallit të zotëri Merkurit, por më kureshtar ishin gjeologët, pasi në atë vend panë shumë gurë të formave dhe ngjyrave të ndryshme. Ata dhe ca ekspertë të

tjerë bënin eksperimentet e tyre, kurse të tjerët me vëllezërit dhe motrat e zotëri Merkurit filluan të kërkonin vëllain e tyre.

Edhe zotëri Merkuri kur në hapësirën e vet kishte parë ardhjen e Anijes Kozmike, edhe ai kishte ndjekur me shumë kujdes dhe kur Anija Kozmike aterroi ateroi edhe ai për pak kohë erdhi në afërsi të saj. Ashtu që shumë ua lehtësoi miqve nga larg të vinin në kontakt me të.

Biseda shumë e ngrohtë dhe emocionuese. Zotëri Merkuri, pasi kuptoi qëllimin e tyre dhe kohën që kishin në diskonim, i thirri që të shkonin në REZIDENCËN e tij. Atje u tregoi se tërë jetën e vet është marrë me gdhendjen e gurëve dhe tërë historinë e atij vendi e ka përshkruar nëpër gurë në truallin e atij vendi që më pronar ishte ai vet. Ai kishte bërë shumë buste të fytyrave të dalluara, që askush më s'ishte i gjallë, prej luftës shfarosëse që ishte bërë shumë, shumë vite më parë. Ai po ashtu kishte bërë edhe bustin e vet edhe atë në disa variante. Po ashtu kishte skalitur në një pllakë të madhe guri, jetën dhe luftën në truallin e vet. Prej asaj që panë të gjithë të pranishmit atij i uruan se me të vërtetë ishte një artist i rrallë dhe i shkëlqyer.

Me pëlqimin e ekspertëve, që udhëhiqnin Anijen Kozmike dhe ata të truallit të zonjës Hënë, që komandonin në shumë raste me Anijen Kozmike, pasi edhe bisedat u shterën dhe ekspertët i bënë punët e veta, kozmonautët morën vizë për t'u nisur në udhëtim në drejtim të truallit të zotëri NEPTUNIT. Koha ishte e përshtatshme dhe qielli i pastër, prandaj ajo duhej të shfrytëzohej, pasi atë vend shumë herë e kapte një kohë me shtrëngata pluhuri.

Zotëri Neptuni në kohën e fundit shpeshherë i kujtonte vëllezërit dhe motrën e vetme që e dinte Afërditë, prindërit edhe pse ishte i bindur se ato më kishin vdekur, po ashtu edhe Hapësirën e tyre të dashur dhe fëmijërinë e kaluar. Ai shumë herë edhe ëndërronte, pastaj tërë ditës atij vëllezërit dhe motra i dilnin përpara sysh. Atë ditë kur Anija Kozmike depërtoi në ORBITËN e truallit të tij, zotëri Neptuni kishte dalë në shëtitje, për të soditur bukuritë e natyrës dhe ta qetësonte pak trurin. I zhytur në mendime ecte me hapa të ngadalshëm, me siguri duke menduar për të kaluarën, si në atë vend, por edhe dikur në Hapësirën e tij të dashur.

Anija Kozmike më të tërë ekuipazhin dhe fëmijët e hapësirës deri-diku të grumbulluar dhe të lumtur, edhe truallit të zotëri Neptunit i bënë disa rrotullime. Zotëri Neptuni zhurmën dhe e Anijes gjatë rrotullimit të parë e dëgjoi, por me një dyshim vazhdoi rrugën me një temp të njëjtë. Në rrotullimi e dytë ai jo vetëm që dëgjoi zhurmën, por e pa edhe Anijen Kozmike. Atëherë ai tremb dhe priste në truallin e tij që të ndodhte diçka e tmerrshme si dikur dhe një kohë të gjatë ai s'lëvizi nga vendi. Nuk shkoi shumë kohë dhe Anija Kozmike prej së larti u lëshua në drejtim të truallit të

tij, por edhe vetë atij, që me të vërtetë ishte një rastësi, pa mos ditur kozmonautët se në atë vend ku do të ndalej ndodhej zotëri Neptuni.

Prej një lartësi disa qindra metrash kur Anija Kozmike bëhej gati që të ateronte në truallin zotëri Neptunit, zotëri Urani rastësisht e pa vëllain të shtanguar mbi truallin e vet. Përpara se të hapej dera e Anijes Kozmike, ai ishte në afërsi të saj dhe sa prekën shkallët e Anijes në truallin e zotëri Neptunit, zotëri Urani zbriti duke bërtitur:

- Neptun vëlla, ne jemi vëllezërit dhe motrat Tuaja. Ne erdhëm pas teje që të të shohim se ne kurrë s'të kemi harruar!

Zotëri Neptuni, si i dëgjoi këto fjalë, nëpër trup i shkuan mornica dhe pastaj mori një kurajë dhe u nis në drejtim të zotëri Uranit dhe Anijes Kozmike. Ata u përqafuan si vëllai me vëllamë duke kujtuar fjalët që ia thënë njëri-tjetrit ditën e nisjes për në kurbet. Kujtimet dhe përqafimet e tyre i ndërprenë motrat dhe vëllezërit kur u afruan. E përqafuan zotëri N[neptunin dhe nëpër faqe e tyre shkonin rrëke lotësh.

Në atë vend u ulën, pushuan dhe vëlla Urani i tregoi zotëri Neptunit për motrat e tyre më të vogla, për personelin e Anijes Kozmike, dhe më në fund për qëllimin e tyre. Zotëri Neptuni u tregoi për jetën e vet të vetmuar në atë vend shekuj e shekuj me radhë. Ai u tregoi për shumë xehe, që në truallin e tij kishte me bollëk, por disa nga ata lloje ndoshta në vende të tjera si kishte fare. Aty do të rrinin dhe bisedonin ndoshta edhe shumë kohë, por në atë moment ra një tërmet disa shkallësh dhe sikur të ishte ai në truallin e zonjës Tokë do të kishte pasur shumë dëme materiale, dhe ndoshta edhe në njerëz. Zotëri Neptuni u tregoi se ato tërmete në kohën e fundit janë shumë të shpeshta.

Përgjegjësi i ekuipazhit bisedoi me përgjegjësit e truallit të zonjës Hënë u tregoi për tërmetet, duke u thënë se ata s'kishin asnjë dëm dhe se çdo aparat funksionon në rregull. Edhe ata i treguan se prej vendit të tyre çdo gjë ishte në rregull dhe se tabelat komanduese veprojnë sipas planit, të paraparë.

Ekspertët e Anijes Kozmike i bënë një kontroll të përgjithshëm, kurse të tjerët bënin punët e veta, edhe pse në atë vend vërtetë s'kishte kushte për punë dhe jetesë.

Zotëri Neptuni u pajtua me propozimin e vëllezërve dhe të motrave. Ato të gjithë pritnin me padurim të tubohen të gjithë FËMIJËT e HAPËSIRËS. Të njihen ne mes veti, të tregonin për të kaluarën e tyre dhe një ditë ndoshta të gjithë të shkonin atje në HAPËSIRËN  tyre...???!!!

Çdo gjë ishte në rregull. Në bordin e Anijes Kozmike ishin të vendosur të gjithë dhe pritnin lajmin për fillimin e rrugës së fundit për në truallin e zotëri PLUTONIT.  Pak para se të startonin edhe njëherë trualli zotëri Neptunit u dridh nga një tërmet i fuqishëm. Të gjithë shikonin nëpër dritaret

e Anijes Kozmike se si rrokulliseshin shkëmbinj, edhe pse ai ishte një teren shumë i fortë.

Në ORBITËN E zotëri Plutonit depërtuan po ashtu pa asnjëfarë problemi. Ekspertët u gëzuan së tepërmi po ashtu edhe ekuipazhi, por edhe ata të tjerët që ndodheshin në bord, e më së shumti atë banorë që banonin në truallin e zonjës Hënë, pasi më s'kishin për të kaluar në ndonjë GALAKTIKË tjetër.

Përpara se të afroheshin në truallin e zotëri Plutonit u paraqitën prej truallit të zonjës Hënë:

- Alo, keni kujdes mos afroheni shumë afër, veproni si në vendet tjera. Rrotulloni disa herë rreth truallit të zotëri Plutonit, te ne çdo gjë është në rregull, por Ju duhej të keni kujdes, është stacioni i fundit. Edhe përgjegjësit e Anijes Kozmike u treguan se të gjithë aparatet funksionojnë ne rregull.

Të gjithë ishin të lumtur, pasi ato më arrinin në stacionin e fundit të udhëtimit. Për Anijen Kozmike trualli i zotëri Plutonit ishte i fundit dhe më i gjati prej njërit planet në tjetrin. Kozmonautët gjatë rrotullimeve kishin caktuar vendin më të përshtatshëm për aterrim. Prandaj edhe në truallin e zotëri Plutonit ata aterruan pa probleme, sikurse edhe në vendet tjera. Të gjithë të pranishmit në bordin e Anijes Kozmike, sa u hap dera dolën dhe u ulën në truallin e zotëri Plutonit, duke parë vetëm një natyrë të vdekur.

Prej së largu i shikonte zotëri Plutoni, por i lodhur dhe i rraskapitur, si nga mosha po ashtu edhe nga vetmia. Ai kishte ecur dikur nëpër truallin e vet, por gjë të gjallë nuk kishte mbetur prej asaj luftës ATOMIKE.

Në kohën e fundit ai kishte shumë vështirësi edhe me pamjen, pasi një ditë kur ai pushonte nën hijen e një shkëmbi, ishte shkëputur një copë dhe ishte rrokullisur dhe i kishte ra në njërin sy. Të vetmin ilaç ai që kishte ishin rrezet e dielli. Po ashtu ai që prej luftës së fundit nga detonimet e shumta kishte pengesa edhe me dëgjimin.

Zotëri Urani, më tepër nga përmallimi që sa më parë të shikonte vëllain, u nda nga të pranishmit, edhe pse kjo s'u pëlqeu të tjerëve, dhe u largua në drejtim të pa njohur. E thirri disa herë, por nga zotëri Plutoni s'kishte asnjë përgjigje. Rastësisht, diku larg diçka pa mbi truallin e tij. Priti pak, bërtiti disa herë me sa kishte fuqi, por ai trup s'lëvizi nga vendi. Atëherë zotëri Urani duke shpejtuar arriti atje ku vëllain e pa të shtrirë për truallit të vet. E përqafoi i foli shumë fjalë, por ai s'hapi as gojën e as sytë. Në atë moment arritën edhe të tjerët. Të tria motrat u afruan e kapën për dore dhe koke duke ia ledhatuar fytyrën plot rrudha vitesh e vuajtjesh. Dikur nga ato miklime zotëri Plutoni në trupin e vet ndjehu një lehtësim dhe një shërim plagësh, ashtu që hapi sytë dhe pa me shumë habi. Atëherë të tria motrat i thanë:

- Vëlla Pluton ne jemi motrat dhe vëllezërit Tuaj. Duke i shikuar u tha:

- Kush jeni Ju?! Unë kam pasur vetëm një motër, e Ju jeni më shumë, Ju lutem kush jeni dhe çfarë dëshironi apo kërkoni prej meje?! Unë kam ecur nëpër këtë vend, por gjë të gjallë kurrë s'kam gjetur! Mos jeni nga ato që vinin prej së larti dhe bënin dëme me atomin e tyre të mallkuar! Ai kur e kishte parë Anijen Kozmike ishte trembur, duke menduar se lufta ende s'kishte mbaruar! Prej fjalëve të fundit të zotëri Plutonit, ata u shikuan ne mes veti dhe një kohë ndejën, duke mos folur asnjëri asnjë fjalë. Por pas pak kohe zonja Afërditë i tha:

- Vëlla Pluton unë jam motra jote Afërdita, kurse këta dyja janë po ashtu motrat tona më të vogla, binjake, Toka dhe Hëna, kurse këto në afërsi tënde janë vëllezërit tonë. Ne kemi ardhur pas teje, ne më jemi të gjithë të tubuar. Këta na e kanë mundësuar nipërit e motrës Tokë. Edhe ata janë këtu me ne. Atëherë zotëri Plutoni i tha:

- Ah sytë dhe pleqëria ime!!! Ashtu siç e mbanin motrat ai u mënjanua që të binte, por ata i thanë:

- Mos u mërzit vëlla ne të mbajmë dhe kujdesemi për Ju! Zotëri Plutoni duke i hapur sytë që ti shkonte të gjitha u tha:

- Ju faleminderit motra. Edhe unë jam shumë i lumtur, që më në fund u kam të gjithëve afër. Të gjithë keni një zë të bukur dhe të ëmbël. Gëzohem shumë që ne kemi edhe dy motra më të vogla, unë kurrë s'kam menduar se një ditë do të ndodhi kjo që më është realitet, e ky realitet na qenka prej nipërve të motrës Tokë.

Njëri nga ekspertët i cili mbante syze, u afrua afër zotëri Plutonit dhe ia vëndoi te sytë. Ai i shikoi të gjitha ata, që e kishin rrethuar dhe i kishin folur, por ai asnjërin se kishte parë dhe njohur, sepse prej afër ai shumë pak mundej të dallonte gjë. Prej syzeve ai pa të gjitha dhe prej gëzimit bërtit:

- Motra dhe Ju vëllezër mua më erdhën sytë. Tash unë u shikoj të gjithëve, Ju lutem kush mi solli sytë, eja të të përqafoj, ejani edhe Ju motra të dashura! Vëllezër Ju si keni qenë?! Juve nipër të motrës Tokë, por edhe tanët, Ju falënderohem nga zemra dhe shpirti, që na mundësuat këtë takim.

Aty ku e gjetën, ndejën një kohë të gjatë, duke biseduar i treguar edhe për qëllimet dhe vizitën e tyre. Pastaj motrat e kapën për krahësh dhe e afruan në afërsi të Anijes Kozmike. Aty i treguan për të kaluarën e tyre, por edhe të vëllezërve. Ato i thanë se u vinte shumë keq për fatin e tyre të hidhur, por ajo më ishte e kaluar. Ato duhej të vazhdonin jetën, por tash më të gjithë së bashku. Zotëri Plutoni nga këto fjalë të bukura s'dinte ç'të bëjë, përveç se t'i përqafonte dhe të qante si fëmijë. Më në fund i thanë se ai duhej të bëhej gati që të shkonin atje ku njeriu jeton si njeri.

Përgjegjësit e lidhjeve treguan si në Hënë, po ashtu edhe në Tokë për suksesin e fundit dhe se të gjithë ishin shëndosh e mirë. Të tjerët bënë punët

e veta, kurse kozmonautët edhe në truallin e zotëri Plutonit, Anijes Kozmike me emrin “RRUGA E FËMIJËVE TË HAPËSIRËS” i bënë një kontroll të përgjithshëm dhe ia vendosën në ballinë fotografinë që kishin bërë një orë më parë me Fëmijët  Hapësirës dhe të tërë ekuipazhit. Edhe gjeologët dhe ekspertët tjerë ishin shumë të lumtur. Ata kishin mbushur strajcat e tyre me shumë minerale të ndryshme, disa prej tyre ishin fare të panjohura për njerëzimin.

Zotëri Plutoni u gëzua kur i thanë se edhe ai do të shkonte me ta. Ai shumë biseda si kuptonte, pasi tërë atë kohë ai mendonte për nisjen e tyre, ku do të jetonte pleqërinë e thellë tamam si njeri.

Pas një konsultimi të ekspertëve, kozmonautët dhe të gjithë Fëmijëve të Hapësirës, ata pëlqyen mendimin e përgjegjësit të ekuipazhit prej truallit të zonjës Hënë që të dërgonin një Anije Kozmike dhe ti prite në truallin e zonjës Afërditë. Aty janë kushtet më të mira dhe prej aty do të merrnin shumë pasuri, që në vendet e tyre ishin të rralla.

Gëzimit dhe bisedave për ditën e fundit të udhëtimit më të gjatë të të gjithë kohërave prej kurrë ekziston njerëzimi i afrohej fundi. Zotëri Plutoni shumë herë zhytej në mendime, për udhëtimin që e priste, i disa herë mendonte, që të refuzonte  udhëtimin dhe të ngelte në atë vend edhe pse i vetmuar. Nga ato mendime zotëri Plutonin e nxirrte vetëm vëllai i tij zotëri Urani, kur tregonte diçka jo vetëm që qeshnin të gjithë të pranishmit, por si thuhet qeshte edhe e tërë natyra.

* * *

Derisa Anija Kozmike ishte hapur. I tërë ekuipazhi u përshëndet me truallin e zotëri Plutonit. Të gjithë ngjiteshin shkallëve dhe merrnin vendet e veta. Në truallin e zotëri Plutonit kishin ngelur; zotëri Plutoni, të tria motrat dhe tre nga ekuipazhi i Anijes. Zotëri Plutoni sa e tha fjalën e fundit, për lamtumirë, në trupin e vet ndjehu një dhembje të tmerrshme. Disa herë u dëgjua një ofshamë dhe ai ra për truallit të vet.

Prej Anijes zbritën gati të gjithë. Ata u përpoqën shumë, me dijenitë e veta dhe mundësitë, por sa vinte gjendja e tij keqësohej. Me anë të lidhjeve ata kërkuan edhe ndihmën dhe mendimin e ekspertëve mjekësor që ndodheshin në bordin e komandues të lidhjeve nga trualli i zonjës Hënë. Ata u dhanë disa sugjerime, por situata sa vinte po keqësohej. Ata u thanë që të niseshin sa më shpejt, dhe se Anija prej truallit të zonjës Hënë ishte e gatshme për udhëtim. Lajmin për shëndetin e zotëri Plutonit e kuptuan edhe në truallin e zonjës Tokë, që me të vërtetë tronditi tërë njerëzimin.

Radiolidhjet rrinin të pandërprera dhe nuk shkoi shumë kohë përgjegjësi i ekuipazhit lajmëroi se zotëri Plutoni “NDËRROI JETË! Duke i thënë fjalët e fundit:

- Lamtumirë motra, Ju vëllezër dhe nipër të dashur! Unë jam nisur te prindërit tonë! Ju vazhdoni jetën, atje ku njeriu jeton si njeri. unë kam qenë dhe do të ngelem PRONAR i këtij vendi. Dëshira e fundit mu plotësua!

Pas këtyre fjalëve u dëgjua kuja e motrave për vëllamë! Ajo kujë dëgjohej edhe në planetin Tokë dhe Hënë. Njerëzit e të dy planetëve thanë:

- Ai duhej të varrosej me të gjitha nderimet në truallin e vet. Derisa ekuipazhi bënte ceremonitë e fundit të varrimit të trupit të rraskapitur të zotëri Plutonit, telegramet për ngushëllime s’patën të ndalur. I tërë ekuipazhi me vëllezër e motra mirë ia rregulluan varrin, dhe ia shkruan edhe epitafin. Anijes Kozmike “ Rruga e Fëmijëve të Hapësirës “, ia vënduan shiritin e zisë, u përshëndetën për herë të fundit dhe i zunë vendet në Anije për të filluar rrugën e kthimit.

Për disa orë udhëtimi, Anija Kozmike kaloi pikën kritike dhe hyri në orbitën e zotëri Neptunit, por edhe Anija dukej se mërzitej pse në bordin e saj s’ndodhej zotëri Plutoni! Atë mërzi dhe shqetësim e kishte i tërë ekuipazhi, por më tepër nga fytyra shihej ai shqetësim te zotëri Neptuni. Ai në kokë bluante shumë mendime... Edhe më tepër u mërzit kur nëpër trup i shkuan do mornica të ftohta, kur në vendin ku duhej të ishte i ulur zotëri Plutoni qëndronte strajca e mbushur me plaçka të vëllait të vet.

Me shumë kujdes dhe precizitet Anija Kozmike aterroi në truallin e zotëri Neptunit. I pari prej Anijes zbriti zotëri Neptuni, pas tij edhe të tjerët. Një gjeolog i cili e kishte lënë një aparat për të bërë disa hulumtime, zbriti prej Anijes dhe shkoi në drejtim të tij. E mori në dorë dhe i habitur tha:

- Zoti Neptun aparati ka bërë aq punë sa ne s’do të kishim bërë me vite të tëra. Zotëri Neptuni e shikoi gjeologun, por edhe të tjerët, ashtu i mërzitur, sa për tragjedinë e vëlla Plutonit, por aq edhe për largimin e tij nga trualli i vet. U largua pak prej tyre dhe i ngjit lartë një shkëmbi që ishte aty afër, që ta shikojë edhe njëherë truallin e vet, pasi aty kishte kaluar pjesën më të madhe të jetës. Atje lartë duke shikuar në të katër anët ai thoshte diçka, por askush se kuptoi se ishte pak si larg. Atëherë trualli i tij u dredh nga një tërmet, mjaftë i fuqishëm, që shkëmbi bashkë me zotëri Neptunin u copë e thermi!

Edhe këtë tragjedi e panë dhe e përjetuan të gjithë. Ishte e pamundur të bënin më shumë se sa që bënë për zotëri Plutonin. Si për inat të tyre edhe tërmetet vini njëri pas tjetrit! Më zemër të thyera, së bashku me Anijen Kozmike vazhduan për në truallin e zotëri Merkurit.

Një kohë të gjatë në bordin e Anijes mbretëronte një qetësi varri! Ajo qetësi më tepër e shqetësonte zotëri Uranin. Atij në kokë i vërtiteshin shumë mendime, që më pas ua tregoi edhe të tjerëve. Ata duke e shikuar njëri tjetrin ata qeshën me buzë, por jo edhe me zemër.

Edhe tragjedinë e fundit dhe shqetësimin e ekspertëve si në Hënë, po ashtu edhe në Tokë e kishin vërejtur, edhe meqenëse përgjegjësi i ekuipazhit në marrëveshje me të tjerët vendosën që të mos tregojnë...

Anija Kozmike hyri thellë në orbitën e zotëri Merkurit, disa prej ekuipazhit dhe kozmonautët filluan të dallonin figurat e shumta që kishte bërë me dorën e vet zotëri Merkuri. Për atë edhe i dhanë shumë lëvdata, që zotëri Merkuri me një kënaqësi u falënderohej. Ashtu që në bordin e Anijes më u prish ajo qetësi varri.

Arriti edhe minuta e fundit që të aterronin mbi truallin e zotëri Merkurit. Edhe këtë aterrim e bënë pa probleme, pasi kozmonautët kishin një përvojë, por nuk u mungonte as ndihma nga qendra telekomanduese e planetit Hënë dhe planetit Tokë. Zotëri Merkuri së bashku me motrat zbritën të parit prej Anijes dhe u afruan afër përmendores që e shikonin prej së larti. Zbritën edhe të tjerët duke menduar në obligimet që i kishin...

Zotëri Merkuri gjatë udhëtimit iu kujtua pllaka në të cilën dikur kishte skalitur fytyrat e prindërve, por ai nuk u tregoi, pasi deshi t'i befasojë dhe atë pllakë si dhuratë t'ua jepte nipërve të truallit të zonjës Tokë. Ai së bashku me të tjerët dhe të tri motrat u afrua afër rezidencës së vet, e hapi një derë e cila ishte mjaftë e rëndë dhe u lëshua një humnere me një errësirë të thellë. Motrat dëgjuan një zhurmë dhe vetëm një rënkim. Thirrën disa nga ekuipazhi që ishin aty në afërsi, por çdo gjë kishte marrë fund. Zotëri Merkurin një pllakë mjaftë e madhe prej truallit të vet e kishte zënë duke ia dërmuar trupin.

Për të tria motrat jeta u bë edhe më e zezë, por atë dhimbje e ndien edhe vëllezërit e ngelur të gjallë, edhe ekuipazhi e Anijes së bashku me të tërë njerëzimin. Atë dhimbje e ndien në shpirt dhe në zemër. Zotëri Merkurin me shumë mund e nxorën prej humnerës, e varrosën në afërsi të përmendores që shikohej prej lartësive të qiellit të tij, duke i vënduar në afërsi një pllakë ku njëri prej kozmonautëve shkroi të gjithë atë që kishte ndodhur me zotëri Merkurin, por edhe vëllezërit tij të vdekur.

Të mërzitur vazhduan rrugën për në truallin e zotëri Saturnit. Anija Kozmike me zhurmën e vet çante disa mjegulla të zymta, që në zemrat e ekuipazhit, e veçanërisht motrave ua shtonte edhe më tepër vuajtjet dhe trishtimin.

Në truallin e zotëri Saturnit arritën siç thuhet shëndosh e mirë. Edhe lidhjet me qendrat telekomanduese ishin në rregull. Aty i bënë të gjitha

punët që i kishin planifikuar, por edhe një kontroll njërit nga motorit e Anijes Kozmike që prej udhëtimit të gjatë kishte grumbulluar një shtresë pluhuri, dhe pak ia ndryshonte zërin e të punuarit.

Të lumtur që në truallin e zotëri Saturnit s'ndodhi asgjë e keqe, ata u përshëndetën me truallin e tij dhe u afruan te Anija Kozmike. Çdo njëri sytë i kishte te zotëri Saturni. Të gjithë i dhanë përparësi që ai të ngjitej i pari shkallëve të Anijes. Edhe ai me kënaqësi e pranoi kërkesën e tyre. I lumtur dhe pa probleme arriti deri te shkalla e fundit. Aty u ndal e shikoi edhe njëherë truallin e vet dhe duke u kthyer që të futej në bordin e Anijes ai pati një marramendje. Ajo marramendje qe edhe fundi i jetës së tij. Sa hap e mbyll sytë ai u gjend në fundin shkallëve që preknin truallin e tij, duke mos thënë asnjë fjalë.

Me pikëllim edhe më të thellë vepruan si me vëllezërit tjerë. Çdonjëri prej tyre ishte i bindur se me secilin do të ndodhte e njëjta, ndoshta ajo është dëshirë e vetë ZOTIT, që ata të vdesin dhe varroseshin në atë vend, që ata prej kohësh ishin shpallur si pronarë të atyre vendeve.

Këtë mendim secili e bluante në kokën e vet, por asnjëri se thoshte haptas. Të njëjtën fatkeqësi e pritnin edhe për zotëri Uranin, për atë që shumë herë i bënte të qeshin edhe në pikëllimin më të madh.

Si në çdo vend ashtu aterruan edhe në truallin e zotëri Uranit. Gjatë rrugës, zotëri Urani pa hetuar i shikonte të gjithë me radhë. Te çdo fytyrë shikonte të njëjtën ngjyrë pikëllimi, duke menduar se edhe ai kishte të njëjtën pamje, prej atyre tragjedive të shumta. Zotëri Urani edhe më shumë shqetësohej kur në fytyrën e motrave shikonte lotët që rrokulliseshin nëpër faqet e tyre plotë rrudha.

Në bordin e Anijes s'ndihej gjë e gjallë, aty gjatë kohë mbretëronte një qetësi varri. Zotëri Uranit kjo qetësi dhe heshtje ia gërvishte trupin, trurin, zemrën dhe shpirtin. Ai duke i parë ato fytyra të përvëluara, dhe duke mos ditur se ç'të bënte, më në fund ia nisi një kënge, sa freskuese aq edhe mallëngjyese, i dikur në Hapësirën e tij të dashur. Të gjithë u habitën dhe pa dashur të gjithë kthyen kokën kah zotëri Urani. Ai atëherë në trup ndjeu një lehtësim, prandaj edhe kërkoi, që edhe ata të këndonin së bashku me të e veçanërisht nga vëllezërit e ngelur dhe motra Afërditë. Të gjithë heshtën duke vazhduar të qanin si më parë me zemra të thyera. Ata të gjithë u habitën me zërin e tij aq të bukur dhe kumbues, me atë tekst shumë të qëlluar dhe tronditës.

Zotëri Urani pasi mbaroi tërë këngën, në bordin e Anijes përsëri vazhdoi qetësia e mëparshme. Ai duke mos menduar të duronte u çua më këmbë dhe me një ton prej guximtari tha:

- Unë jam i lumtur, vdekjes aspak si frikohem. Ajo siç mori vëllezërit e mi, le të mori edhe mua! Edhe unë dua të mbes në truallin tim, aty kalova rininë' por edhe pleqërinë. Këto fjalë edhe më shumë i tronditën. Të gjithë trupin e tij e shikonin të palosur për truallit të vet. I tërë ekuipazhi shumë herë mendonte, që udhëtimi të mos mbaronte kurrë. Por për fat të keq ai çdo sekondë i afrohej më afër truallit të zotëri Uranit.

Ata si zbritën prej Anijes Kozmike, e rrethuan zotëri Uranin dhe ia nisën bisedës. Të gjithë ndiheshin të lodhur, prandaj edhe u pajtuan, që të bënin një sy gjumë, ku fjetën një kohë bukur të gjatë.

I pari u zgjua një gjeolog, i cili deshi të bënte edhe disa hulumtime. Ai sa i hapi sytë, instinktivisht i shkuan drejt te zotëri Urani. Ngadalë u afrua, por për fat të keq, ai pa fytyrën e zotëri Uranit të zverdhur si lëvore limoni. Ia afrua përgjegjësit të udhëtimit dhe i tregoi për vdekjen e zotëri Uranit. Edhe ai e shikoi dhe konstatoi vdekjen e tij. Ata me keqardhje i lajmëruan edhe të tjerët, por edhe në Hënë dhe në Tokë. Të gjithë ceremonitë, ia bënë ashtu si edhe të tjerëve, por me dëshirë të motrës Hënë, në një pllakë të madhe i shkruan: “ Zotëri Urani pronar i këtij vendi dhe mbret i këngës dhe humorit”. Të pikëlluar vazhduan rrugën.

* * *

Anija Kozmike “Rruga e fëmijëve të Hapësirës”, pa pengesa e kaloi pikën kritike dhe në orbitën e zotëri Jupiterit. Ajo sa më shumë i afrohej truallit të tij, aq edhe i shkurtohej jeta zotëri Jupiterit. Diku nga mesi i rrugës, kur në bordin e Anijes bënte një qetësi rishtuese zotëri Jupiteri në trup ndiente një lodhje, me një pamje të tmerrshme në fytyrë.

Atë pamje e shikonin të gjithë, por asnjëri s'guxonte të thoshte asnjë fjalë. Ajo lodhje zotëri Jupiterit ia futi frikën deri në palcë. Ai duke mos mundur të duronte, i luti me vëmendje ta dëgjonin:

-Ndoshta kjo do të jetë biseda ime e fundit! Unë të gjithë Juve, por më shumë Juve motra të dashura, nëse edhe me mua ndodh diçka si me vëllezërit tjerë, Ju lus që të mos lëshoni asnjë pikë loti! Të vepronі ashtu si edhe me të tjerët. Edhe unë dëshiroj të ngel aty ku kalova pjesën më të madhe të jetës sime. Këto fjalë i tronditën të gjithë, por më së shumti kozmonautin i cili komandonte me fluturimin. Ai pak nga fjalët e zotëri Jupiterit edhe pak nga lodhja e tepërt humbi kontrollin, që menjëherë duhej të reagonin prej truallit të zonjës Hënën. Kjo ishte hera e parë, që gjatë ati udhëtimi maratonik të intervenonin prej Qendrës Komanduese, që ishte vendosur në truallin e zonjës Hënë.

Arritën sekondat e fundit dhe Anija Kozmike aterroi në truallin e zotëri Jupiterit. Ai si pronar zbriti i pari në truallin e vet. Pas tij ishte motra e vet zonja Afërditë. Ai sa e vëndoi këmbën në truallin e vet tha:

- Motër kam marramendje dhe një dhimbje vdekjeprurëse dhe u rrëzua për truallit të vet. Motra e kapi për dore dhe koke, zbritën të tjerët, por çdo gjë kishte mbaruar. Edhe në truallin e tij pushoi së rrahuri edhe zemra e fundit. Edhe zotëri Jupiterit i bënë të gjitha ceremonitë e varrimit dhe më në fund në pllakën e varrit shkruan: " këtu pushon zotëri Jupiteri, Zot i këtij vendi".

* * *

Rruga e gjatë shkurtohej, numri i fëmijëve të Hapësirës pakësohej, por vuajtjet e tri motrave dhe të vetmit vëlla u shtuan. Anija Kozmike fluturonte nëpër kozmosin e pafund. Ajo kishte kaluar nëpër shumë rreziqe, por përherë kishte dalë fitimtare. Edhe kotorrat e saj në orbitën e zonjës Afërditë punonin me një ritëm muzikor, që të kënaqte trupin.

Të gjithë mendonin se sa të lumtur do të ishin, sikur të mos kishin ndodhur këto tragjedi, për qa kohë të shkurtër. Sikur të vinin të gjitha ashtu të kompletuar si që ishin në truallin e zotëri Plutonit! Kur do të arrinin në truallin e zonjës Hënë, do të shikonin ato fytyra të ndritura dhe të gëzuara, ne secilin skaj do të valëviteshin flamuj, në shenjë feste dhe respekti. E njëjta bile edhe më do të shikohej në truallin e zonjës Tokë. Këto mendime do të vazhdonin, ashtu si vazhdonte fluturimi i Anijes Kozmike, po të mos ishin paraqitur, nga qendra komanduese, që ishte e vendosur në truallin e zonjës Hënë. Ata i lajmëruan se pak më parë Anija Kozmike, që kishin kërkuar, kishin aterruar në truallin e zonjës Afërditë dhe se do t'i pritnin sipas protokollit dhe rregullave të parapara.

Ekspertët e Anijes Kozmike në truallin e zonjës Afërditë i kishin kryer gati të gjitha punët dhe ata kënaqeshin duke soditur bukuritë e truallit të saj. Ata po ashtu kishin bërë gati terrenin ku do të ateronte Anija Kozmike " Rruga e fëmijëve të Hapësirës". Në shumë vende në afërsi të Anijes Kozmike kishin vënduar flamuj në gjysmë shtizë.

Arritën edhe sekondat e fundit, kur Anija Kozmike më ekuipazhin e lodhur aterroi në truallin e zonjës Afërditë. Të gjithë u shprehën ngushëllimet. Kurse përgjegjësi i ekuipazhit të Anijes Kozmike, në emër të kryetarit të të gjithë njerëzimit si në planetin Tokë, po ashtu edhe në planetin Hënë lexoi referatin me ngushëllimet më të sinqerta dhe më në fund kërkoi që ti respektonin me një minutë heshtje.

Zonja Afërditë u falënderua në emër të ekuipazhit, që i kishte shoqëruar dhe mundësuar atë udhëtim të gjatë e të lodhur. Ajo tha se ato ishin heronj dhe pishtarët që zbuluan të tërë sekretet e GALAKTIKËS sonë. Ajo më në fund u propozoi të bënin një shëtitje lamtumirës nëpër truallin e saj me aq shumë bukuri natyrore. Këtë propozim e pranuan të gjithë edhe atë me shumë kënaqësi.

Zonja Afërditë ecte përpara duke folur dhe shpjeguar për sekretet e truallit të vet, kurse të dy ekuipazhet ecnin, pas saj duke dëgjuar me shumë vëmendje fjalët e saj aq rrjedhshëm prej gojës së zonjës Afërditë. Duke ecur të gjithë shijuan një aromë të këndshme luleje, e cila filloi t'i tërhiqte në drejtim të saj, dhe sa më parë ta kishin në duart e veta. Pas disa hapave nëpër atë livadhin plotë lule me ngjyra të llojllojshme, ku në mesin e tyre ndodhej ajo si nuse e stolisur dhe me atë aromë dhe bukuri të pa përshkruar.

Zonja Afërditë u afrua afër lules e preku me dorën e saj dhe në vetvete tha; se kurë se kishte parë një lule aq të bukur në truallin e vet. Duke vënë buzët në gaz u drejtua nga të pranishmit dhe u tha:

- me siguri kjo lule ka mbirë dhe është rritur për t'u pritur Juve nipër të dashur të motrës sime të nderuar Tokë! Atëherë ajo u kërrus që ti merrte erë, pasi s'deshi ta këpuste atë gjë, bimë të bukur në truallin e vet. Atëherë zonja Afërditë u shtri në afërsi të lules, buzët në gaz, për të ngelur përgjithmonë ZONJË e atij vendi. Të dyja motrat dhe vëlla Marsi fajësonin lulen e bukur, por analizat e bëra treguan se ajo lule s'kishte pasur aromë helmuese.

Kjo tragjedi edhe më shumë i tronditi zemrat e ngelura të fëmijëve të Hapësirës, por edhe të pranishmit dhe njerëzimit në përgjithësi. Zonjën Afërditë e varrosën me shumë respekt të dhimbshëm, duke e mbuluar varrin me plotë lule të ngjyrave të ndryshme. Në fund të ceremonisë varrtar zotëri Marsi shumë i mërzitur dhe pikëlluar iu drejtua të pranishmëve me këto fjalë:

- Zotërinj të respektuar dhe Ju motra të dashura, në këto çaste jam njëri ndër më të pikëlluarit, por njëkohësisht edhe njëri ndër më të lumturit. I lumtur jam pasi unë i varrosa të gjithë vëllezërit e mi dhe ua di varret dhe vendet e tyre, që deri dje s'dinim gjë për njëri tjetrin. Tash e varrosëm edhe motrën e dashur Afërditë. Ne duhet të vazhdojmë rrugën, pasi fundin e kësaj rruge e pret i tërë njerëzimi.

* * *

Prej truallit të zonjës Afërditë e para u nis Anija " Rruga r fëmijëve të Hapësirës " me tërë ekuipazhin e vet, por edhe të tjerët u nisën po të njëjtën ditë, me një interval të caktuar kohor.

Shumë shpejt e kaluan hapësirën e planetit të zonjës Afërditë, me një precizitet kaluan edhe pikën kritike dhe u lëshuan në orbitën e zotëri Marsit. Ai instinktivisht e ndjente aromën dhe ngrohtësinë e truallit të vet. Por assesi atij t'i vinte në mendje se si afrohej Anija Kozmike afër truallit të tij, edhe zotëri Marsit i pakësoheshin orët, minutat dhe sekondat e jetës së vet.

Anija Kozmike aterroi me shumë precizitet, duke mos u larguar prej herës së parë gati as një milimetër. Për këtë të gjithë i uruan kozmonautit që udhëhiqte fluturimin. Të njëjtin urim ia bëri edhe zotëri Marsi, por ai me një përkulje të përzemërt. Për fat të keq, këto qenë edhe fjalët e fundi të zotëri Marsit. Të gjithë të pranishmit bënë shumë përpjekje, por ati ishin të kota. Atëherë zonja Hënë iu drejtua zonjës Tokë:

- Motër e dashur, prej fëmijëve të Hapësirës kemi ngelur ti dhe unë si qyqe mali të vetmuara. U përqafuan dhe qanë mbi trupin e vëlla Marsit, derisa ato më s'kishin lot për të derdhur. Atëherë të gjitha u afruan duke i përqafuar u shprehnin ngushëllime e veta. Njëri nga kozmonautët u tha:

- Zonja kjo qenka dëshirë e vet ZOTIT. Ne sot do të shkojmë, atje ku na pret me zemra të pikëlluara e tërë njerëzia. Por unë dhe i gjithë ekuipazhi u premtojmë se së shpejti, së bashku me Ju do t'i vizitojmë varret e vëllezërve dhe të motrës Afërditë.

Varrimin zotëri Marsit e bënë pasi arritën edhe Anijet tjera. I bënë homazhe dhe i vënduan buqete lulesh, që i kishin marrë nga trualli i zonjës Afërditë.

Të gjitha Anijet u nisën njëra pas tjetrës duke mbushur plot e përplot hapësirën mbi truallin e zotëri Marsit. Të dyja motrat të pikëlluara i kujtuan vitet kur për herë të parë dëgjuan për vëllezërit dhe motrën e tyre. Anijet humbnin në autostradën e pafund të kozmosit, kurse të dyja motrat mendonin për vëllezërit dhe motrën e tyre Afërditë, që në pleqëri të thellë i panë, por edhe vetë i varrosën.

● * *

Të dyja motrat duke menduar për peripecitë e jetës, së bashku me Anijen Kozmike dhe ekuipazhin i afroheshin truallit të zonjës Hënë. Për t'i pritur dy motrat, çdo gjë kishte përfunduar. Gati të gjithë banorët e truallit të saj ishin tubuar, në fushën e madhe të Detit të Qetësisë. E gjithë fusha ishte stolisur, për FESTËN E MADHE. Për fat të keq flamujt ishin të vënduar në gjysmë shtizë.

Kaloi edhe sekonda e fundit e udhëtimit maratonik, nëpër planetët e Galaktikës sonë. Anija Kozmike "Rruga e fëmijëve të Hapësirës" aterroi në aeroportin e Detit të Qetësisë. Sa u hap dera e Anijes dhe u lëshuan shkallët,

u paraqit zonja Hënë me një fytyrë të shndritur, por me zemër të përvëluar. Kryetari i ekspertëve ishte i pari që i shprehu mirëseardhje në truallin e vet. Uroi për sukseset gjatë ati udhëtimi maratonik. Ai po ashtu me një buqetë lule trëndafilash të kuq i shprehu ngushëllimet në emër të vet dhe të tërë ekspertëve të planetit Hënë. Pas tij duke e përqafuar ngushëllime i shprehu kryetari i të gjithë banorëve të truallit të saj.

Pas zbritjes të gjitha prej Anijes Kozmike, ato me detyra speciale u drejtuan drejt sheshit ku i pritnin banorët e truallit të zonjës Hënën. Kryetari i cili i shoqëroi zonjën Hënë dhe zonjën Tokë gjatë rrugës prej aeroportin deri te sheshi, aty lexoi edhe referatin:

- Në emër të të gjithëve u uroj mirëseardhje në truallin Tuaj ku jeton njeriu. Në emër të të gjithëve u përshëndes Juve zonja Hënë dhe të tjerët, që ishin me Ju në rrugën maratonike. Në emër të të gjithëve Ju shpreh ngushëllimet tona, për vëllezërit dhe motrën Tuaj zonjën Afërditë. Në fund për t'i nderuar ata urdhëroj pesë minuta heshtje.

Pas mbarimit të fjalimit të zotëri Kryetarit, fjalën e mori zonja Hënë:

- Unë besoj dhe jam e bindur se edhe Ju e përjetoni atë që e përjetuam ne. Unë dhe Toka jemi shumë të gëzuara dhe të lumtura, që më në fund i pamë të gjithë vëllezërit dhe motrën Afërditë. Ne jemi të lumtura, pasi ne me ndihmën e ekspertëve Tuaj trima hapëm rrugën për në ato vende. Unë dhe motra ime Tokë do të ishim të lumtura, sikur të mos i shikonim këto flamuj në gjysmë shtizë. Ne për Ju, nipër të dashur, dhe ju mbesa të respektuara si dhuratë nga rruga maratonike kemi caktuar Anijen me numër pesëdhjetë. Të tjerat do të jenë për banorët e zonjës Tokë. Unë Ju uroj punë të mbarë dhe suksese në jetën e mëtutjeshme. Me siguri zonja Hënë do të thoshte edhe shumë fjalë të tjera, par pasi uroi ajo ra në truallin e vet dhe më s'lëvizi. Edhe pse mjekët më të mirë u përpoqën për shëndetin dhe jetën e saj, krejt ishte e kotë.

Afër saj e para erdhi motra e dashur zonja Tokë. Ajo deri në momentin e fundit i qëndroi te koka. Ajo i luste dhe u thoshte se ato tragjedi ishin e vetë ZOTIT, e jo nga dora e keqe e njeriut...

Zonjën Hënë e varrosën në oborrin e Rezidencës së vet me të gjitha rregullat e ligjit të truallit të saj.

• * *

Ditën e shtatë flamujt u hoqën. Në AMFITETRIN E MADH të FAKULTETIT ATOMIK, në prezencë të zonjës Tokë për të kujtuar fytyrën e zonjës Hënë mbajtën një mbledhje përkujtimore. Aty u vendos që

Rezidenca e dikurshme e zonjës Hënë të shpallet MUZE në truallin e zonjës Hënë.

Të nesërmen Anija Kozmike “ Rruga e fëmijëve të Hapësirës “ me tërë ekuipazhin, zonjën Tokë dhe dy kryetarët që i bënë pritje në truallin e zonjës Hënë u nisën për në planetin Tokë. Atje i pritnin, nipër e mbesa të atij njeriut nga fshati i YLLIT me emrin HAPËSIRA. Ai me qëllim deshi të bëjë keq për të dy vajzat e veta, por pa qëllim bëri mirë për të gjithë njerëzimin në fillim në planetin Tokë e më vonë edhe në planetët tjera.

Anijen Kozmike në truallin e zonjës Tokë e pritnin afër pesëmbëdhjetë miliard njerëz. Zonja Tokë, sa u paraqit në derën e Anijes Kozmike, të gjithë e vërejtën se ajo për atë kohë ishte lodhur, rraskapitur dhe mplakur, më tepër se sa që kishte jetuar ne truallin e vet. Ajo kur e pa se çfarë pritje madhështore i bëhej, përpara gazetarëve dhe kamerave televizive tha:

- Jam shumë e lumtur dhe gëzuar, edhe pse e lodhur dhe e dëshpëruar, se i pashë dhe më panë të gjithë vëllezërit dhe motrat. Jam shumë e lumtur, pasi përgjegjësit u betuan se kurrë në truallin e njerëzimit më s’do të ketë vëllavrasje. Tashmë e dini se çfarë pasojash ka lënë vëllavrasja në vendet e vëllezërve dhe motrave të mia. Unë jam dhe do të jem e lumtur, pasi që Ju, nipër dhe mbesa të dashura, më jeni me fytyra të buzëqeshura...

Këto ishin fjalët e fundit të zonjës Tokë që i tha në truallin e vet përpara miliarda njerëzish. Atëherë të gjithë bërtitën:

- Të betohemi, zonjë se kurrë më në këtë vend s’do të ketë vëllavrasje. Për shuarjen e jetës së fundit të “ Fëmijëve të Hapësirës “, në tërë truallin e zonjës Tokë, në shenjë respekti u vendosën flamujt në gjysmë shtize për shtatë ditë me radhë...

FUND

Prishtinë, 1970

P . S. Romani botohet pas tridhjetë vjetësh.

Recension

Për romanin për fëmijë " Anija Kozmike" nga Begzat Rrahmani.

Duke bërë leximin e veprës së shkrimtarit Begzat Rrahmani i njohur si poet, edhe në të përditshmet që dalin edhe nga përmbledhjet e botuara si tërësi, m' u dha rasti të bëj leximin e prozës që pretendon të japi në publikim.

Duke pasur rastin që të lexoj tërësinë, mesazhi dhe ngritja e të rrëfyerit që përfshijnë një përmasë të origjinalitetit, dhe bën një hap drejt avancimit të prozës për fëmijë, e si veçanti në gjithë hapësirën krijuese shtohet një emër krijues, jam i mendimit, se vepra " Anija Kozmike " duhet të hyjë në rang listën e publikimit si vepër.

Me të, në gjeografinë krijuese të prozës kjo vepër e shkrimtarit Begzat Rrahmani, është e para e këtij lloji, ku shprehen hapësirat e metaforës që zgjojnë kureshtje tek fëmijët se si mund të bëhen rreshtimet e diturive për gjërat që janë jashtë mundësive konkrete ndërsa në disa qëndrojnë shumë afër.

Me këtë rast, vlerësimi im qëndron në përkrahjen e plotë për publikim të kësaj vepre të këtij shkrimtari të suksesshëm.

Kërçovë, 20. 06 . 2002 Ferit Ramadani

Recension

Për romanin për fëmijë “ Anija Kozmike “, nga Begzat Rrahmani.

Hapësira është vendi ku krijuesi Begzat Rrahmani, vendos ngjarjet e romanit të tij “ Anija Kozmike “. Një vend sa real aq edhe ireal, gjegjësisht i definuar dhe i pa definuar. Një term që gërshetohet me realen dhe imagjinatën, të vërtetën dhe ëndrrën.

Kjo është një bazë e shëndosh, mbi të cilën vendoset ngjarja e cila ndjek rrugën e ndërthurjes përrallore të zhvillimit të ngjarjes. Dhe pikërisht ky stil i lehtë rrëfimi i jep mundësi botës fëmijërore që të zhvendoset nga bota reale në atë përrallore ( që është aq e dëshirueshme për fëmijët ), nëpërmjet gjërave aq të njohura për fëmijët si që është jeta idilike familjare, por qoftë edhe me peripeci të shumta, me atë të vërtetë shkencore të shkrirë në figurshmëri si që janë DY MOTRAT ( gjegjësisht nënë e bijë-Toka e Hëna), gjëra të cilat hapin horizonte të reja, të njohura e të panjohura, me përplot pikëpyetje e pikëçuditje rrugës nëpër të cilën kalon imagjinata fëmiut.

Aspekti biblik i rrëfimit të ngjarjes shpalos më tutje këtë botë të gërshetuar me realen, imagjinaren dhe bibliken e që një procedo i tillë pretendon që romani “ Anija Kozmike “ ta bëjë tërheqës dhe të dëshirueshëm për lexim.

Dhe Anija Kozmike ec nëpër kohë pothuaj me një qëllim të vetëm që të rinjohë të kaluarën, gjë të cilën do ta marri si “ Pësim-mësim “ e që përfundimi do të duhej të jetë si rrjedhim logjik i asaj që ndodh në realitet.

Kjo mënyrë e mbarështimit të subjektit hap shtigje të reja të një qasje tjetër ndaj realitetit, së andejmi krijuesi shpresëdhënës Begzat Rrahmani, me këtë vepër begaton kalanë e kulturës sonë krijuese.

Kërçovë, 27. 06 . 2002 Nazif S. Selimi

-CIP- Katolligizimi në publikim
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare
“ Shën. Kliment Ohridski “ Shkup
821.18(497.7) (02.053.21)-31
RRAHMANI, Begzat
Anija Kozmike / Begzat Rrahmani.-Kërçovë:Feniks.
2003.-104 faqe.:ilustro.:20cm.
ISBN 9989-143-21-8
COBISS. MK- ID54148106
Libri botohet me ndihmën e Ministrisë për kulturë të R . M.